Nr. 10

E Drejta Migratore Ndërkombëtare

# FJALORTH I TERMINOLOGJISË MIGRATORE





IOM International Organization for Migration
ONM Organizata Ndërkombëtare për Migracionin

IOM-i i përmbahet parimit se migracioni i organizuar dhe human i shërben si migrantëve ashtu edhe shoqërisë. Si një organizatë ndërqeveritare, IOM-i vepron me partnerët e tij në komunitetin ndërkombëtar: për të ndihmuar në realizimin e të gjitha sfidave operacionale të migracionit; për të zhvilluar më tej kuptimin e çështjeve që lidhen me migracionin; për nxitjen e zhvillimit shoqëror dhe ekonomik nëpërmjet migracionit; dhe për të mbrojtur dinjitetin njerëzor dhe mirëqenien e migrantëve.

Botues: Organizata Ndërkombëtare për Migracionin (IOM)
Rr. Brigada e VIII, Vila nr.3
Tiranë, Shqipëri
Tel: +355 4 257 836/37
Fax: +355 4 257 835
E-mail: iomtirana@iom.int
Internet: http://www.iomtirana.org.al

ISSN: 1995-7467

# Parathënie e botimit në gjuhën angleze të vitit 2004

Fenomeni i migracionit po shndërrohet gjithnjë e më shumë në një çështje që ka nevojë për një trajtim global dhe përgjigje të bashkërenduara. Shtetet po i diskutojnë çështjet e migracionit jo vetëm në nivel dypalësh, por edhe në nivel rajonal dhe kohët e fundit, edhe në atë global. Që bashkërendimi dhe bashkëpunimi ndërkombëtar të jetë i suksesshëm është e domosdoshme gjetja e një gjuhe të përbashkët. Ky fjalorth synon të shërbejë si një udhëzues për morinë e termave dhe koncepteve në fushën e migracionit, në përpjekje për të qenë një mjet i dobishëm për forcimin e mëtejshëm të bashkëpunimit ndërkombëtar.

Fjalorthi ka kaluar në një proces të gjatë për të ardhur në formën aktuale. Disa variante jozyrtare të tij u përgatitën nga IOM-i që në vitet shtatëdhjetë, për t'u përdorur nga personeli i organizatës. Një përpjekje për një variant të konsoliduar është bërë në fund të viteve tetëdhjetë nga qendra për bashkëpunim teknik e IOM-it në Vjenë që u kurorëzua me botimin "Udhëzuesi i migracionit" në vitin 2001, redaktuar nga P. J. Van Krieken. Në kuadrin e nismës më të fundit të IOM-it për të fuqizuar dhe përmirësuar përfshirjen në fushën e të drejtës ndërkombëtare për migracionin, u vendos hartimi i këtij fjalorthi, për të konsoliduar kështu, në një tekst përfundimtar, terminologjinë e përdorur në fushën e migracionit duke shërbyer si një referencë e besueshme për profesionistët, zyrtarët e organeve shtetërore që mbulojnë çështjet migratore, studentët dhe të tjerë. Ky produkt nuk mund të thuhet se është gjithëpërfshirës dhe shterues dhe për pasojë, çdo koment apo sugjerim për një botim të dytë të mundshëm, më të plotë, është i mirëpritur.

Gjatë hartimit të fjalorthit, nuk vonoi të dilte në pah fakti se përkufizimet në fushën migratore janë shpesh të zbehta, të papajtueshme dhe kontradiktore. Ka një mungesë të përkufizimeve të pranuara në nivel të përgjithshëm, që buron pjesërisht nga fakti se migracioni është trajtuar tradicionalisht vetëm në nivel kombëtar dhe për pasojë, përdorimi i termave të migracionit ndryshon nga një vend në tjetrin. Për më tepër, edhe brenda një vendi, termat mund të ndryshojnë lidhur me kuptimin apo nënkuptimet. Përkufizimet – dhe kjo është e vërtetë për të gjitha terminologjitë, jo vetëm për atë migratore – mund të ndryshojnë në përputhje me një këndvështrim apo trajtim të caktuar. Migracioni është me rëndësi për një sërë organizmash, përfshi qeveritë e vendeve dërguese dhe pritëse, autoritetet e policisë dhe të kufirit, organizatat qeveritare dhe joqeveritare si dhe vetë migrantët. Në rast se nuk ka përkufizime të pranuara në nivel universal, ekziston mundësia për çdo grup që të vendosë e të përdorë, formalisht apo informalisht, përkufizimin e vet, në përputhje me këndvështrimin personal. Për shembull, për termin 'trafikim' ekzistojnë një numër i madh përkufizimesh që vetëm kohët e fundit janë konsoliduar në një përkufizim të unifikuar në një traktat zyrtar në nivel ndërkombëtar. Por, shumë terma të tjerë nuk janë pranuar ende në nivel universal. Në fjalorth është treguar kujdes që të jepet përkufizimi ndërkombëtar kur ai ekziston; në raste të tjera, është dhënë një përkufizim i përgjithshëm dhe janë përmendur përkufizimet alternative.

Një tjetër sfidë e hasur në hartimin e këtij botimi ishte larmia e termave të përdorur për të përshkruar dukuri të njëjta apo të ngjashme. Për shembull, mund të ketë nuanca ndërmjet termave "migracion i paligjshëm", "migracion klandestin", "migracion pa dokumenta" dhe "migracion i parregullt"; megjithatë, ato përdoren gjerësisht dhe shpesh në vend të njëra-tjetrës. Për këtë qëllim, disa referenca të kryqëzuara të termave kanë qenë të pashmangshme për ta orientuar lexuesin drejt termave alternative apo duke bërë referimet përkatëse.

Dhe së fundi, në radhë, por jo nga rëndësia, dëshiroj të shpreh mirënjohjen dhe vlerësimin tim për Shyla Vohra, Jillyanne Redpath dhe Katarina Tomolova, kolegët e mi në Shërbimet Ligjore, që kontribuan në këtë përpjekje dhe e bënë atë të mundur: kompetenca e tyre, përkushtimi dhe përpjekjet e palodhura ishin thelbësore për të sjellë në jetë këtë fjalorth.

Richard Perruchoud

# Dy fjalë mbi botimin në gjuhën shqipe

Përdorimi dhe zgjerimi i terminologjisë migratore në gjuhën shqipe është një dukuri relativisht e re. Nevoja për një kuadër të plotë legjislativ dhe studime në këtë fushë lindi kryesisht pas viteve '90-të, si rezultat i përmasave që njohu emigrimi i shqiptarëve këtë periudhë. Kjo, ka nxjerrë në pah mungesën e termave mirëfilli shqip apo edhe përdorimin e tyre shpesh në mënyrë të gabuar. Kështu, në gjuhën e përditshme, por edhe në artikuj mediatikë, studime dhe dokumenta zyrtarë, shumë terma janë përdorur në vend të njëri tjetrit.

Për shembull, termi '*smuggling'*, është përkthyer *"trafiku i migrantëve"* në variantin zyrtar shqip të Protokollit shtesë të Konventës së OKB-së kundër Krimit të Organizuar Ndërkombëtar, ratifikuar nga Parlamenti Shqiptar (me Ligjin nr. 8920, datë 11.07.2002). Në Ligjin për Emigrimin e Shtetasve Shqiptarë për Motive Punësimi (9668, datë 18.12.2006) është përdorur termi '*kontrabandim i migrantëve'*, ndërsa në Kodin Penal është përkufizuar si *"Dhënia e ndihmës për kalim të paligjshëm të kufirit*" (neni 298 i Kodit Penal). Për të mos përmendur termin '*refugjat*' i cili shpesh është përdorur për të treguar *'migrantin'.* Situata është e ngjashme edhe për termat '*migrim'* apo '*migracion*' të cilët në akte ligjore apo dokumenta zyrtarë janë përdorur si sinonime.

Problematika e terminologjisë migratore në gjuhën shqipe u bë e prekshme sidomos gjatë procesit të hartimit të Strategjisë Kombëtare për Migracionin (2005), ku u ndje nevoja e një udhëzuesi termash migratorë. Në këtë situatë, lindi natyrshëm ideja e përkthimit të Fjalorthit Migrator, botuar nga Zyra Qendore e IOM-it nën redaktimin e Departamentit Ligjor në Gjenevë.

Projekti "Ngritja e mekanizmave për zbatimin efektiv dhe të qëndrueshëm të marrëdhënieve të ripranimit midis Shqipërisë, KE-së dhe shteteve të treta të interesuara" u zbatua nëpërmjet Programit të Komunitetit AENEAS 2004 të Komisionit Evropian. I bashkëfinancuar nga Ministria Helene e Brendshme, Sekretariati i Përgjithshëm i Rendit Publik brenda Ministrisë Helene të Brendshme, Organizata Ndërkombëtare për Migracionin, Instituti Helen i Politikave Migratore dhe Agjencia Helene për Zhvillimin Local dhe Qeverisjen Lokale, ai siguroi mundësinë për sipërmarrjen e këtij përkthimi shumë të nevojshëm nga teksti origjinal në anglisht të Fjalorit të IOM mbi Migracionin. Këto institucione nuk mbajnë përgjegjësi për përmbajtjen e botimit, ndonjë pasaktësi të shkaktuar nga përkthimi apo për përdorimin që mund ti bëhet informacionit që përmbahet aty.

Me këtë botim të IOM-it, synohet t'u vihet në ndihmë institucioneve shqiptare që mbulojnë çështje migratore, ekspertëve dhe hartuesve të politikave, në mënyrë të veçantë në përpjekjet e tyre për përafrimin e legjislacionit migrator vendas me Acquis Communautaire, si një nga kërkesat e Marrëveshjes për Stabilizim Asocim. Ai do të shërbejë si një referencë e dobishme për të gjithë aktorët e përfshirë në fenomenin e migracionit, shoqërisë civile, akademisë, medias si edhe vetë migrantëve. Megjithatë, si një përpjekje e parë për të sjellë në gjuhën shqipe terminologjinë ndërkombëtare migratore, çdo koment apo sugjerim në përmirësimin e vazhdueshëm të dokumentit është i mirëpritur.

Falënderojmë në mënyrë të veçantë Z.Genci Pjetri për përkthimin e dokumentit, Z.Durim Hatibi, Specialist për çështjet migratore (Ministria e Punës, Çështjeve Sociale dhe Shanseve të Barabarta) për përkushtimin në redaktimin e përkthimit, Znj. Luljeta Ikonomi, Eksperte Ligjore (IOM) për redaktimin tërësor të materialit dhe Znj. Anne Kohler, Shefe Projekti për koordinimin dhe mbështetjen e dhënë gjatë gjithë procesit. Gjithashtu, i shprehim mirënjohjen Departamentit Ligjor në zyrat qëndrore të IOM-it që lejoi përkthimin dhe botimin e 'Fjalorthit për Terminologjinë Migratore' si edhe për mbështetjen e vazhdueshme gjatë gjithë procesit.

Nicoletta Giordano
Shefe Misioni
IOM Tirana

# A

**abduction** rrëmbim: Tërheqja e dikujt me forcë apo me anë të mashtrimit
*Shiko edhe kidnapping, trafficking.*

**accord** marrëveshje
*Shiko treaty.*

**acculturation** adaptim, shkëmbim kulturash, akulturim: Marrja graduale e elementëve të një kulture të huaj (ide, fjalë, vlera, norma, sjellje, institucione) nga persona, grupe apo klasa të një kulture të caktuar. Përshtatja e pjesshme apo e plotë shkaktohet nga kontaktet dhe ndërveprimet mes kulturave të ndryshme si rezultat i migracionit dhe marrëdhënieve tregtare.

**adjudication** gjykim, vendim: Në kontekstin e migracionit, vendimi nëse një aplikant plotëson kushtet për lëshimin e vizës, për statusin e refugjatit apo për një status tjetër të imigracionit që ai/ajo kërkon.

**adjudicator** gjyqtar: Termi i përgjithshëm për të përshkruar një nëpunës shtetëror i cili është i autorizuar me ligj për të dhënë vendime.



**adjustment of status** rregullim statusi
*Shiko change of status.*

**admission** pranim: Lejimi i hyrjes në një shtet. Një i/e huaj quhet 'i/e pranuar'nëse ai/ajo ka kaluar në një pikë kontrolli (ajrore, tokësore apo detare) dhe është lejuar të hyjë nga punonjësit e policisë kufitare. Një i huaj që ka hyrë në mënyrë klandestine nuk konsiderohet i pranuar.
*Shiko border officials, checkpoint, entry, non-admission*

**adoption** birësim, adoptim: Procesi ligjor i përfundimit të të drejtave dhe detyrimeve ligjore të prindërve natyrorë duke u zëvendësuar me të drejta dhe detyrime të ngjashme të prindërve birësues (e drejta familjare). Në të drejtën ndërkombëtare termi përdoret për të përshkruar marrëveshjen, pajtimin e palëve mbi përmbajtjen e një traktati të propozuar.

**affidavit of support** deklaratë me shkrim për mbështetje, garanci: Një dokument ligjor, normalisht i nënshkruar nga një garant (sponsor) që garanton se do të mbulojë plotësisht shpenzimet për mbajtjen e një migranti për të mundësuar hyrjen në vend; garancia kërkohet shpesh për migrantët e moshuar dhe për të sëmurët që nuk janë në gjendje të kujdesen për veten.

**agreement** marrëveshje, kontratë: marrëdhënie e ndërsjellë (me shkrim ose jo) ndërmjet dy ose më shumë palëve që synon të ketë një karakter ligjor detyrues.
*Shiko edhe treaty.*

**alien** i huaj: Një person i cili nuk është shtetas i një shteti të caktuar.
*Shiko edhe foreigner, non-national, undocumented alien*

**amnesty** amnisti: Falje e përgjithshme që jepet paralelisht me "legalizimin" dhe i drejtohet personave që mund të vërtetojnë qëndrimin e tyre në një shtet të caktuar (për të cilin jepet amnistia), pavarësisht nga fakti se ky qëndrim ka qenë i paligjshëm.
*Shiko edhe legalization.*



**ancestry based settlers** të ardhurit e pranuar në bazë të origjinës: Të huajt e pranuar në një vend të ndryshëm nga vendi i tyre për shkak të lidhjeve të tyre historike, etnike apo lidhjeve të tjera me atë vend; në sajë të këtyre lidhjeve, u jepet menjëherë e drejta e qëndrimit afatgjatë në atë vend, ose që, duke pasur të drejtën e shtetësisë në atë vend, bëhen shtetas brenda një periudhe të shkurtër pas pranimit.
*Shiko alien(1) dhe (2), foreigner, national, nationality.*

**appeal** apel: Procedura për rishikimin e një vendimi duke ia kaluar atë (vendimin) një autoriteti më të lartë; shpesh, paraqitja e një vendimi të një gjykate apo agjencie të një shkalle më të ulët në një gjykatë të një shkalle më të lartë për rishikim dhe anullim të mundshëm.

**applicant** aplikant, kërkues, kandidat: Një person që kërkon zyrtarisht një veprim shtetëror apo ligjor si p.sh dhënia e statusit të refugjatit, lëshimin e një vize apo një lejeje pune.
*Shiko edhe refugee, visa, working permit.*

**application**

aplikim, kërkesë: Një kërkesë (zakonisht me shkrim) e paraqitur tek organet shtetërore nga një person apo organizatë që kërkon një veprim të caktuar nga qeveria.
*Shiko edhe claim.*

**arbitrary**

arbitrar: I paarsyeshëm, që lidhet me konceptet e padrejtësisë, paparashikueshmërisë, të paarsyeshmes dhe sjelljes tekanjoze.

**armed conflict**

konflikt i armatosur: Të gjitha rastet e luftës së deklaruar apo të çdo konflikti tjetër të armatosur që mund të lindë ndërmjet dy ose më shumë shtetesh, madje edhe në rast se gjendja e luftës nuk është njohur nga njëri prej tyre *(shiko Neni 2, Konventat e Gjenevës I-IV, 1949 - konflikti i armatosur ndërkombëtar).* Një konflikt i armatosur ekziston në rast se shtetet në konflikt përdorin forcën e armëve apo në rast se ka dhunë të vazhdueshme e përdorim armësh ndërmjet autoriteteve shtetërore dhe grupeve të armatosura të organizuara, ose midis grupeve të tilla brenda një shteti *(çështja Tadiç Nr. IT-94-1-AR 72, fq. 35, Dhoma e Apelit, ICTY - konflikti i armatosur jondërkombëtar).*

**arrival/departure card**

kartë mbërritjeje/nisjeje: Një kartë që plotësohet nga një individ përpara apo me të mbërritur në vendin e destinacionit dhe paraqitet (së bashku më pasaportën dhe, nëse kërkohet, me vizën) tek punonjësit në pikën e kontrollit.
*Shiko edhe checkpoint, passport, visa.*

**assets forfeiture**

konfiskim pasurie: Konfiskimi i pronës nga organet shtetërore për shkak të përdorimit saj apo përfshirjes së zotëruesit të saj në aktivitete kriminale, si p.sh. sekuestrimi i një mjeti të përdorur për kontrabandim apo trafikim të huajsh në një shtet.
*Shiko edhe smuggling, trafficking.*

**assimilation**

asimilim: Përfshirje, adaptim i një grupi etnik ose social - zakonisht pakicë - në një tjetër. Asimilim do të thotë përfshirja e gjuhës, traditave, vlerave dhe sjelljeve apo edhe interesave jetike themelore në një kategori më të gjerë, shoqëruar kjo edhe me një ndryshim të ndjenjës së përkatësisë. Asimilimi shkon përtej akulturimit.
*Shiko edhe acculturation, integration.*

**assisted migration**

migracion i asistuar: Lëvizja e migrantëve e kryer me mbështetjen e një qeverie, disa qeverive apo të një organizate ndërkombëtare, e dallueshme nga migracioni spontan, i paasistuar.
*Shiko edhe assisted voluntary return, spontaneous migration.*

**assisted voluntary return**

kthim vullnetar i asistuar: Mbështetje logjistike dhe financiare për azilkërkuesit të cilëve u është refuzuar azili, migrantët e trafikuar, studentët e mbetur pa mjete financiare apo dokumentacionin e nevojshëm, shtetasit e autorizuar dhe migrantë të tjerë që s'kanë mundësi apo dëshirë të qëndrojnë në shtetin pritës të cilët shprehin dëshirën për t'u kthyer në vendin e tyre të origjinës.
*Shiko edhe repatriation, return.*

**asylum (diplomatic)**

azil (diplomatik): Strehimi që shtetet mund t'i japin një individi që kërkon mbrojtje nga autoriteti që e përndjek apo që ka pretendime ndaj tij/saj jashtë kufijve të territorit të tyre, në vendet ku ata kanë imunitet (diplomatik) nga juridiksioni. Azili diplomatik mund të jepet në misionet diplomatike dhe rezidencat private të kreut të misionit, luftëanije apo avionë, por jo në mjediset e organizatave ndërkombëtare apo konsullatave. Individi nuk e gëzon të drejtën e marrjes së azilit diplomatik, sikurse edhe shteti nuk është i detyruar për ta dhënë atë.
*Shiko edhe asylum (territorial), non-refoulement, right of asylum.*



**asylum (territorial)**

azil (territorial): Mbrojtje e dhënë nga një shtet për një të huaj në territorin e tij përkundër ushtrimit të juridiksionit nga shteti i origjinës, bazuar në parimin e mos-kthimit (non-refoulement) që çon në gëzimin e disa të drejtave të njohura në nivel ndërkombëtar.
*Shiko edhe asylum (diplomatic), non-refoulement, right of asylum.*

**asylum seekers**

azilkërkues: Personat që kërkojnë të pranohen në një shtet si refugjatë dhe janë në pritje të vendimit për aplikimin e tyre për statusin e refugjatit në përputhje me instrumentat përkatës ndërkombëtarë dhe kombëtarë. Në rast vendimi negativ, azilkërkuesi duhet të largohet nga vendi dhe mund të dëbohet, ashtu si çdo i huaj me qëndrim të parregullt, përveç rastit kur lejohet të qëndrojë për arsye humanitare apo shkaqe të tjera të ngjashme.
*Shiko edhe alien, application, refugee, right of asylum.*

# B

**best practices** — praktikat më të mira: Mjete në shërbim të zbatimit të normave dhe parimeve ekzistuese, në nivel kombëtar dhe ndërkombëtar. Praktikat më të mira mund të shndërrohen në direktiva operative, kode të sjelljes apo forma të të tjera të ligjeve të buta 'soft law', por nuk duhet të çojnë në dobësimin apo zbehjen e së drejtës pozitive. Ato kanë këto tipare: janë novatore sepse parashtrojnë zgjidhje të reja; tregojnë një ndikim pozitiv në nivelin e zbatimit të të drejtave të migrantëve; kanë efekt të qëndrueshëm, veçanërisht nga përfshirja e vetë migrantëve; dhe kanë mundësi të përsëriten.

**bilateral** — dypalësh: Që përfshin dy palë apo dy shtete.
*Shiko edhe multilateral treaty.*

**biometrics** — biometrì: Studimi i karakteristikave biologjike të matshme. "Identifikuesit biometrikë" (BI-të) janë pjesë informacioni që kodojnë elementët unik biologjikë të një personi (psh.: shenjat e gishtave, skanimet e retinës apo e zërit). Disa shtete kanë filluar përdorimin e biometrinë si një masë më e lartë sigurie në lëshimin e pasaportave, vizave apo lejeve të qëndrimit.

**birth certificate** — çertifikatë lindjeje: Një dokument origjinal, që zakonisht lëshohet nga një autoritet shtetëror apo fetar, që përmban *inter alia* kur dhe ku ka lindur një person.

**bona fide (latin)** — mirëbesim: "Në mirëbesim" do të thotë pa mashtrim apo gënjeshtër; i sinqertë, i vërtetë.
*Shiko edhe mala fide.*

**bona fide applicant** — aplikant në mirëbesim: Një person i cili synon me të vërtetë, mirëfilli të hyjë në një shtet për një qëllim të ligjshëm.

**bond** — obligacion, garanci: Shumë monetare e mbajtur nga shteti si një garanci që një i huaj do të kryejë disa veprime të kërkuara, zakonisht largimin nga Shteti. Garancia e largimit zakonisht mbahet gjatë lëshimit të vizës apo lejes së hyrjes. Fondet e mbajtura si garanci zakonisht rikthehen pasi vërtetohet largimi, për shembull kur personi shkon në konsullatën e Shtetit në vendin e tij/saj.

**bondage**

skllavëri: Situata kur një person gjendet nën kontrollin e një personi tjetër.
*Shiko edhe bonded labour, debt bondage.*

**bonded labour**

punë skllavëruese: Shërbime të kryera nga një punëtor në kushtet e skllavërisë që lind për arsye ekonomike, kryesisht një borxh i marrë në formë huaje apo paradhënieje. Në rast se borxhi është shkaku kryesor i skllavërisë, punëtori (apo personat në ngarkim ose trashëgimtarët) është i lidhur me një kreditor të caktuar për një periudhë të përcaktuar apo të papërcaktuar derisa të shlyhet huaja.
*Shiko edhe bondage, debt bondage, migrant worker.*

**border**

kufi: Vijë që ndan territorin tokësor apo zonat detare të një shteti nga një tjetër.

**border control**

kontroll kufitar: Regjimi shtetëror i hyrjes së personave në territorin e një shteti, në ushtrim të sovranitetit të tij.
*Shiko edhe border management.*

**border management**

menaxhim kufiri: Lehtësim i flukseve të autorizuara të biznesmenëve, turistëve, migrantëve dhe refugjatëve si edhe zbulimi dhe parandalimi i hyrjes së paligjshme të të huajve në një vend të caktuar. Masat për menaxhimin e kufirit përfshijnë vendosjen nga ana e shtetit e kërkesave për vizë, sanksione për kompanitë e transportit që sjellin të huaj të parregullt në territor dhe bllokimin në det. Standartet ndërkombëtare kërkojnë balancimin e lehtësimit të hyrjes së udhëtarëve të ligjshëm me parandalimin të hyrjes së udhëtarëve për arsye të pabazuara ose me dokumentacion të pavlefshëm.
*Shiko edhe border control.*

**border officials**

punonjësit e kufirit: Një term i përgjithshëm që përshkruan ata zyrtarë, detyra kryesore e të cilëve është të ruajnë kufirin dhe të zbatojnë ligjet e shtetit për imigracionin (ndoshta edhe për doganat). Quhen edhe "roja kufitare", "polici kufitare" ose "policia për të huajt".
*Shiko edhe checkpoint.*

**boundary**

kufi
*Shiko border.*

**brain drain**

emigrim, largim i trurit: Emigrimi i individëve të trainuar dhe të talentuar nga vendi i origjinës në një vend të tretë, për shkaqe të tilla si konfliktet apo mungesa e mundësive.
*Shiko edhe brain gain, emigration, reverse brain drain.*

**brain gain**

imigrim, ardhje e trurit: Imigrimi i individëve të trainuar dhe të talentuar nga një vend i tretë në vendin pritës. Quhet gjithashtu edhe procesi i anasjelltë i emigrimit të trurit.
*Shiko edhe brain drain.*

**burden of proof**

barra e provës: Përgjegjësia e një pale për të vërtetuar një akuzë apo pohim të kundërshtuar. Në kontekstin migrator, një i huaj që kërkon të hyjë në një Shtet të huaj përgjithësisht mban barrën e provës, që do të thotë se, i huaji duhet të vërtetojë se ai/ajo ka të drejtë të hyjë dhe se nuk është i/e papranueshëm në bazë të ligjeve të shtetit.

# C

**capacity building**

ngritje kapacitetesh: Ngritja e kapaciteteve të qeverive dhe shoqërisë civile, nëpërmjet forcimit të njohurive, aftësive dhe mënyrës së veprimit. Ngritja e kapaciteteve mund të marrë formën e hartimit dhe zbatimit konkret të një projekti me një qeveri partnere, ose në rrethana të tjera mund të marrë formën e lehtësimit të një axhende dypalëshe ose shumëpalëshe për zhvillimin e dialogut të filluar nga autoritetet e interesuara. Në të gjitha rastet, ngritja e kapaciteteve synon arritjen e standardeve përgjithësisht të pranuara të praktikave të menaxhimit.

**carbon dioxide sensors**

sensorë të dioksidit të karbonit: Pajisje (të lëvizshme apo të palëvizshme) që përdoren për të përcaktuar nëse ka prani të dioksidit të karbonit në një konteiner të mbyllur, si vagon treni apo rimorkio kamioni. Këta sensorë përdoren përgjithësisht për të zbuluar lëvizjet e paligjshme të personave në kufi.
*Shiko edhe sensors.*

**carrier**

transportues: Ky term, në kuadër të procesit të transportit nënkupton pronarin apo marrësin me qera të mjetit të transportit. Zakonisht, termi transportues i referohet një linje ajrore, një kompanie autobusësh, apo hekurudhore, apo një linje mjetesh lundrimi. Sipas ligjeve të disa shteteve termi përfshin çdo pronar të një mjeti transporti që transporton një person në territorin e tij.
*Shiko edhe conveyance.*

**carrier liability law**

ligji për përgjegjësinë e transportuesit: Ligji që përcakton gjobat për transportuesit që sjellin në territorin e një shteti, persona që nuk kanë dokumenta të vlefshëm hyrjeje.

**certificate of identity**

çertifikatë identiteti: Një dokument (i ndryshëm nga pasaporta) lëshuar një personi nga organet shtetërore për të lehtësuar hyrjen ose daljen e tij/saj nga vendi.
*Shiko edhe travel documents.*

**change of status**

ndryshim statusi: Procedura me anën e së cilës një i huaj i pranishëm në mënyrë të ligjshme në një shtet mund të kërkojë ndryshimin e statusit migrator. Për shembull, në ligj mund të parashikohet që një person i huaj me vizë studenti, në përfundim të studimeve, ka të drejtë të kërkojë ndryshimin të statusit në mënyrë që të zëvendësojë vizën

e studentit me një vizë pune.
*Shiko edhe alien, immigration status,visa.*

**checkpoint**

pikë kontrolli: Një vend (në kufirin tokësor ose në aeroport apo port detar) ku personat ndalohen nga punonjësit e kufirit për kontroll dhe zhdoganim, me qëllim hyrjen në një shtet.
*Shiko edhe border, border control, border offi-cials.*

**child**

fëmijë: Një individ nën moshën tetëmbëdhjetë vjeçare, përveç rasteve kur në bazë të legjislacionit për të miturit, mosha madhore arrihet më herët *(Neni 1, Konventa e Kombëve të Bashkuara për të drejtat e fëmijës, 1989).*
*Shiko edhe minor.*

**child adoption (international)**

birësim fëmije (ndërkombëtar): Birësim i një fëmije në një vend i huaj.
*Shiko edhe adoption.*



**child exploitation**

shfrytëzim i fëmijëve: Sipas Konventës për të Drejtat e Fëmijëve, 1989, dhe Konventës mbi Eleminimin dhe Veprimin e Menjëhershëm për Zhdukjen e Formave më të Këqija të Punës së Fëmijve, 1999, shfrytëzimi i fëmijës përfshin: shfrytëzimin ekonomik (çdo punë që ka gjasa të jetë e rrezikshme ose të pengojë edukimin e fëmijës, apo të dëmtojë shëndetin apo zhvillimin fizik, mendor, shpirtëror, moral apo shoqëror të fëmijës), shfrytëzimin seksual (abuzimi seksual, prostitucioni, pornografia e fëmijëve), pengmarrja, shitja ose trafikimi i fëmijëve, apo çdo formë tjetër e shfrytëzimit të fëmijës.
*Shiko edhe abduction, child labour, exploitation, kidnapping, trafficking.*

**child labour**

puna e të miturit: Çdo punë që kryhet nga të miturit e cila dëmton shëndetin, arsimimin, zhvillimin e tij/saj fizik, mendor, shpirtëror, moral apo shoqëror.
*Shiko edhe child exploitation, slavery, worst forms of child labour.*

**citizen**

shtetas, qytetar
*Shiko national.*

**citizenship**

shtetësi, qytetarì
*Shiko nationality.*

**civil and political rights**

të drejta civile dhe politike: Zakonisht përdoret për të përshkruar të drejtat që parashikohen në Konventën

Ndërkombëtare për të Drejtat Politike dhe Civile, 1966 (psh. e drejta e vetëvendosjes; e administrimit të lirë të pasurive dhe burimeve natyrore; e mosdiskriminimit; e barazisë në të drejta midis burrave dhe grave; e drejta e jetës; liria nga tortura, trajtimi apo ndëshkimi mizor, çnjerëzor apo degradues; liria nga nga skllavëria dhe nënshtrimi; liria nga arrestimi apo ndalimi arbitrar; liria e lëvizjes brenda një shteti; e drejta e lirisë dhe sigurisë së personit; barazia përpara gjyqit; e drejta e gjykimit të drejtë dhe publik nga një gjykatë e paanëshme lidhur me akuzat penale; ndalimi i përgjegjësisë penale me fuqi prapavepruese; e drejta e privatisë në çështjet familiare, shtëpisë dhe korrespondencës; liria e mendimit, ndërgjegjes dhe besimit fetar; liria e shprehjes; e drejta e grumbullimit paqësor; e drejta e organizimit në shoqata dhe pjesëmarrja në aktivitete publike).

**claim** — kërkesë, padi: Një deklaratë e bërë në institucionet shtetërore apo gjykatë për të kërkuar një veprim apo përcaktimin e një të drejte apo përfitimi, si statusi i refugjatit apo e drejta e kompensimit a dëmshpërblimit ligjor në procedurat civile.
*Shiko edhe application.*

**clandestine migration** — migracion klandestin: Migracion i fshehtë, në shkelje të kërkesave të imigracionit. Kjo ndodh kur një i huaj shkel rregullat e hyrjes të një vendi; ose kur ka hyrë në një vend në mënyrë të ligjshme dhe tejkalon qëndrimin duke shkelur rregullat e imigracionit.
*Shiko edhe irregular migrant, irregular migration, regular migration, undocumented alien.*



**coercion** — detyrim: Shtrëngimi me anë të forcës fizike ose kërcënimi për ushtrimin e forcës fizike.

**constitution** — kushtetutë: Ligji themeltar dhe organik i një shteti, që përcakton konceptimin, karakterin dhe organizimin e qeverisjes së tij, si edhe përshkruan shtrirjen e fuqisë së sovranitetit dhe mënyrën e ushtrimit të tij.
Traktat për krijimin e një organizate ndërkombëtare ku përcaktohet mandati dhe funksionet e saj.

**consular functions** — funksione konsullore: I referohet mbrojtjes së interesave të shtetit dërgues dhe shtetasve të tij në shtetin pritës; nxitjes së forcimit të marrëdhënieve tregtare, ekonomike, kulturore dhe shkencore midis shtetit dërgues dhe shtetit pritës *(Neni 5, Konventa e Vjenës*

*për marrëdhëniet konsullore, 1963).*

**consular officers**

nëpunës konsullorë: Zyrtarë shtetërorë që përfaqësojnë shtetin jashtë vendit për çështjet e vizave dhe qëndrimit. *Neni 1(d), Konventa e Vjenës për Marrëdhëniet Konsullore, 1963,* përcakton se nëpunës konsullor është "çdo person, përfshi edhe drejtuesin e postit konsullor, të cilit i është besuar ushtrimi i funksioneve konsullore".
*Shiko edhe consular functions.*

**consular protection**

mbrojtja konsullore: I referohet funksioneve konsullore që synojnë të ndihmojnë shtetasit jashtë vendit në mbrojtjen e të drejtave dhe interesave të tyre përpara gjykatave lokale. Në mënyrë të veçantë, mbrojtja shtrihet tek migrantët e arrestuar apo që mbahen në burg apo që janë ndaluar në pritje të gjykimit, apo janë ndaluar në forma të tjera; këta migrantë duhet të informohen pa vonesë për të drejtën e tyre për të komunikuar me autoritetet konsullore.



**(pre) consular support services**

shërbime mbështetëse (para) konsullore: Shërbime në ndihmë të qeverive dhe migrantëve për lehtësimin e procesit të aplikimit për vizë përpara paraqitjes së aplikimit. Ato mund të përfshijnë: ndihmë në plotësimin e formularëve të aplikimit për vizë; ndihmë në plotësimin e dokumentave mbështetës për aplikimin për vizë; verifikimin e dokumentave ligjore, arsimore apo të punësimit; përkthimin e dokumentave.

**convention**

konventë
*Shiko treaty.*

**conveyance**

mjet transporti: Çdo mjet në çfarëdolloj forme si avion, anije, treni, automjet, apo të ndonjë lloji tjetër në gjendje të përdoret për të transportuar një person nga apo drejt një shteti.
*Shiko edhe carrier.*

**country of destination**

vend destinacioni: Shteti, që është destinacion për flukset migratore (të ligjshme apo të paligjshme).

**country of habitual /usual residence**

vendi i qëndrimit të zakonshëm: Shteti ku personi jeton, që do të thotë, shteti ku ai/ajo ka një vend për të jetuar, ku ai/ajo normalisht kalon periudhën ditore të pushimit. Udhëtimet e përkohshme jashtë vendit për pushime,

vizita tek miq e të afërm, biznes, trajtim mjekësor apo pelegrinazh fetar, nuk e ndryshojnë vendin e qëndrimit të zakonshëm të personit.
*Shiko edhe residence.*

**country of origin** vend i origjinës: Vendi që është burim i flukseve migratore (të ligjshme apo të paligjshme).
*Shiko edhe state of origin.*

**country of transit** vendi i tranzitit:Vendi, përmes të cilit lëvizin flukset migratore (të ligjshme apo të paligjshme).
*Shiko edhe state of transit.*

**covenant** konventë
*Shiko treaty.*

**credibility assessment** vlerësim i besueshmërisë: Hapi i ndërmarrë gja-të shqyrtimit të një aplikimi për vizë apo për një status tjetër migracioni, për të vlerësuar nëse informacioni i paraqitur nga aplikanti është i vërtetë dhe i besueshëm.

**crime, international** krim, ndërkombëtar: Sipas të drejtës ndërkombëtare, krimet kundër paqes, krimet e luftës, krimet kundër njerëzimit, pirateria, genocidi, aparteidi dhe terrorizmi konsiderohen si krime ndërkombëtare. Çdo shtet ka për detyrë të gjykojë apo ekstradojë individët përgjegjës për kryerjen e këtyre krimeve; përgjegjësia individuale për këto krime është e detyrueshme edhe në nivel ndërkombëtar (Gjykata ndërkombëtare penale për Ish-Jugosllavinë dhe Ruandën, Gjykata Penale Ndërkombëtare).
*Shiko edhe genocide, terrorism.*



**cultural orientation** orientim kulturor: Kurse trajnimi për migrantët me qëllim informimin mbi vendin pritës.

**custody** mbikqyrje, kujdestari: Përgjegjësi për kujdesin dhe kontrollin e një individi. Një gjykatë mund të vendosë një të mitur në mbikqyrjen e një të afërmi apo një kujdestari. Një person i cili është ndaluar nga autoritetet është “nën mbikëqyrje”.

**customary law, international** e drejtë zakonore, ndërkombëtare. Një nga burimet e së drejtës ndërkombëtare. Dy janë kriteret që një normë të njihet si “e drejtë zakonore”: a) praktika, zakoni i shteteve, dhe b) opinio juris (koncepti apo ideja se praktika/zakoni është i detyrueshëm dhe në përputhje me të drejtën në fuqi).

# D

**de facto (latin)**

de facto (latinisht): Që ekziston në fakt, faktikisht.
*Shiko edhe de jure.*

**de facto partner**

partner de facto: Një numër i gjithnjë e më i madh shtetesh njohin jo vetëm bashkëshortët, por edhe disa nga format e marrëdhënieve midis personave madhorë të pamartuar për lëshimin e lejes së përhershme të qëndrimit apo dhënien e ndonjë statusi tjetër migrator.

**de facto protection**

mbrojtje de facto: Mbrojtja e dhënë si pasojë apo efekt i zbatimit të qëllimit të një organizate.
*Shiko edhe international protection.*

**de facto refugees**

refugjatë de facto: Persona, të cilët nuk njihen si refugjatë sipas përcaktimit të *Konventës së Kombeve të Bashkuara për Statusin e Refugjatit, 1951, dhe Protokollit në lidhje me Statusin e Refugjatit, 1967,* dhe që nuk kanë mundësi apo, për arsye të pranuara si të vlefshme, nuk kanë dëshirë të kthehen në vendin e shtetësisë së tyre, ose në rast se nuk kanë shtetësi, në vendin e zakonshëm të banimit.
*Shiko edhe externally displaced persons, internally displaced persons, refugee.*



**de facto statelessness**

pashtetësi de facto: Gjendja e individëve që mbajnë shtetësinë e një shteti por, pasi janë larguar nuk gëzojnë mbrojtje prej tij, ose ngaqë ata refuzojnë ta kërkojnë këtë mbrojtje, ose ngaqë shteti refuzon t'i mbrojë ata. Pashtetësia de facto është një term shpesh i lidhur me refugjatët.
*Shiko edhe nationality, statelessness.*

**de jure (latin)**

de jure (latinisht): Që ekziston në bazë të së drejtës apo mbi bazën e ligjit.
*Shiko edhe de facto.*

**debt bondage**

skllavëri për shkak borxhi: Gjendja apo statusi që buron nga zotimi i një huamarrësi për të vënë shërbimet e tij/saj apo të një personi nën kontrollin e tij/saj si garanci për shlyerjen e një huaje, nëse vlera e shërbimeve e vlerësuar në mënyrë të arsyeshme nuk zbatohet për shlyerjen e huasë apo kohëzgjatja

dhe natyra e shërbimeve të kërkuara nuk janë të përcaktuara *(Konventa Shtesë e Kombeve të Bashkuara për Zhdukjen e Skllavërisë, 1956).*
*Shiko edhe exploitation, slavery, worst forms of child labour*

**deception**

mashtrim: Në kuadrin e migracionit ky term i referohet jo vetëm informacionit të gabuar apo të rremë, por edhe abuzimit të qëllimshëm për të përfituar nga mungesa informacionit në dispozicion të migrantit.

**defendant**

i akuzuar: Një person i paditur në një proces gjyqsor civil ose i akuzuar në një proces gjyqsor penal.

**demography**

demografi: Studimi i popullsisë, veçanërisht lidhur me numrin dhe dendësinë, shpërndarjen dhe nivelin e jetesës.

**denationalization**

humbja e shtetësisë
*Shiko loss of nationality.*

**dependants**

person në ngarkim: Në kuptimin e përgjithshëm, një person që mbështetet tek një tjetër. Në kuadrin e migracionit një bashkëshort dhe fëmijët e mitur përgjithësisht konsiderohen si "persona në ngarkim", edhe nëse bashkëshorti/ja nuk është i varur financiarisht.
*Shiko edhe child, de facto partner, derivative applikant, members of the family, minor.*



**deportation**

dëbim, deportim: Akti i një shteti në ushtrimin e sovranitetit të tij për largimin e një të huaji nga territori i tij në një vend të caktuar pas refuzimit të pranimit apo pas përfundimit të lejes së qëndrimit.
Shiko edhe expulsion, refoulement.

**derivative applicant**

aplikant jo i drejtpërdrejtë, dytësor: Një person, përgjithësisht një bashkëshort apo fëmijë i mitur, i/e cili(a) mund të marrë statusin e imigracionit mbi bazën e aplikimit të dikujt tjetër.
*Shiko edhe child, minor, de facto partner, members of the family, principal applicant.*

**derogation**

derogim, kufizim: Kufizim apo pezullim i të drejtave në disa situata të caktuara. (Për shembull *Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Civile dhe Politike, 1966,* i lejon një shteti të shfuqizojë detyrimet e tij në

bazë të Konventës "në kohë emergjencash publike që kërcënojnë jetën e kombit.")
Anullimi apo shfuqizimi i pjesshëm i një ligji nga një akt i mëvonshëm që e kufizon fushën e zbatimit të tij apo dobëson përdorimin dhe fuqinë juridike të tij.

**detention** — ndalim: Kufizim i lirisë së lëvizjes, zakonisht përmes izolimit të detyruar të një individi nga autoritetet shtetërore. Ka dy lloje ndalimi. Ndalimi penal, që ka si qëllim ndëshkimin për krimin e kryer; dhe ndalimi administrativ, që parashikohet për të garantuar zbatimin e një mase tjetër administrative (si dëbimi apo largimi nga territori). Në shumicën e vendeve, migrantët e parregullt i nënshtrohen ndalimit administrativ, duke qenë se ata kanë shkelur ligjet dhe rregullat e imigracionit, gjë që nuk konsiderohet si krim. Në shumë shtete, një i huaj mund të ndalohet edhe në pritje të vendimit për statusin e refugjatit ose në pritje të vendimit të pranimit apo largimit nga shteti.

**determination** — vendim
*Shiko adjudication.*

**diaspora** — diasporë: I referohet çdo populli, ose popullsie etnike që largohet nga atdheu (etnik) duke u shpërndarë në pjesë të tjera të botës.

**diplomatic asylum** — *shiko asylum (diplomatic).*

**diplomatic protection** — mbrojtje diplomatike: Një parim themelor i së drejtës ndërkombëtare në bazë të të cilit një shtet ka të drejtë të mbrojë shtetasit e vet kur dëmtohen nga një shtet tjetër me anë të akteve që bien ndesh me të drejtën ndërkombëtare, në rast se palët nuk kanë mundur të bien dakort nëpërmjet rrugëve të zakonshme. Duke marrë përsipër rastin e shtetasit të tij dhe duke iu drejtuar rrugëve diplomatike apo procedurave gjyqësore ndërkombëtare në emër të tij, një shtet në të vërtetë është duke mbrojtur të drejtat e tij - të drejtën e tij për të siguruar, në emër të shtetasve të tij, respektimin e normave të të drejtës ndërkombëtare *(Rasti, Mavrommatis Palestine Concession Case Cështja e koncesioneve të Mavrommatis në Palestinë (Jurisdiction), P.C.I.J. 1924).*

**discrimination** — diskriminim: Trajtimi i ndryshëm i personave kur nuk ekzistojnë dallime të arsyeshme midis atyre të favorizuar dhe atyre të pafavorizuar. Ndalohet

diskriminimi me bazë "racën, seksin, gjuhën ose besimin" *(Neni 1(3), Karta e Kombeve të Bashkuara, 1945)* ose "i çdo lloji, si raca, ngjyra, seksi, gjuha, besimi fetar, opinioni politik apo i ndonjë lloji tjetër, origjina kombëtare apo shoqërore, prona, pasuria, lindja apo ndonjë status tjetër" *(Neni 2, Deklarata Universale e të Drejtave të Njeriut, 1948).*
*Shiko edhe non-discrimination.*

**displacement**

shpërngulje: Largimi i detyruar i një personi nga shtëpia ose vendi i tij/saj, shpesh për shkak të një konflikti të armatosur apo katastrofave natyrore.
*Shiko edhe displaced person.*

**displaced person**

person i shpërngulur: Një person që largohet nga shteti ose komuniteti i tij/saj për shkak të frikës apo rreziqeve të ndryshme nga ato që do ta shndërronin në refugjat. Personat e shpërngulur shpesh detyrohen të largohen për shkak të një konflikti të brendshëm, katastrofave natyrore apo njerëzore.
*Shiko edhe de facto refugees, externally displaced persons, internally displaced persons, refugee.*

**documented migrant**

migrant i rregullt, me dokumenta: Një migrant i cili ka hyrë në një vend në mënyrë të ligjshme dhe qëndron në atë vend në përputhje me kriteret e pranimit të tij/saj.

**documented migrant worker**

migrant i rregullt/me dokumenta për qëllime punësimi: Një punëtor migrant apo anëtarë të familjes së tij/saj të autorizuar për të hyrë, për të qëndruar dhe për t'u përfshirë në një aktivitet me pagesë në shtetin e punësimit në përputhje me ligjet e atij shteti dhe marrëveshjet ndërkombëtare në të cilat ai shtet është palë *(Konventa ndërkombëtare për mbrojtjen e të drejtave të gjithë punëtorëve migrantë dhe pjestarëve të familjeve të tyre, 1990).*
*Shiko edhe: documented migrant, migrant worker, undocumented alien, undocumented migrant workers.*

**domicile**

banesë: Vendi në të cilin një person është fizikisht i pranishëm dhe që e konsideron si shtëpi; shtëpia e vërtetë, bazë, e fiksuar dhe e përhershme e një personi, ku ai person synon të kthehet dhe të qëndrojë edhe pse aktualisht qëndron diku tjetër.
*Shiko edhe residence.*

**Dublin Convention**

Konventa e Dublinit: Një marrëveshje ndërmjet shteteve të BE-së (u miratua në 1990, hyri në fuqi në 1997) që përcakton se cili shtet anëtar i Bashkimit Evropian është përgjegjës për shqyrtimin e një aplikimi për azil të paraqitur në njërin nga shtetet palë. Konventa nuk lejon që të njëjtët aplikantë të shqyrtohen nga disa shtete anëtare të BE-së në të njëjtën kohë, si edhe garanton që një azilkërkues të mos drejtohet nga një shtet në tjetrin thjesht ngaqë askush nuk do të marrë përsipër përgjegjësinë e trajtimit të çështjes së tij/saj. *Shiko edhe refugees in orbit.*

**due process**

proces i rregullt: Kryerja e procesit ligjor në përputhje me rregullat dhe parimet e pranuara përgjithësisht, që sigurojnë mbrojtjen dhe zbatimin e të drejtave personale, ku përfshihet njoftimi dhe e drejta për një gjykim të drejtë e të ndershëm para gjykatës ose agjensisë administrative që ka fuqinë për të marrë vendim për çështjen.

# E

**economic migrant**

migrant ekonomik: Një person që largohet nga vendi i tij/saj i qëndrimit të zakonshëm për t'u vendosur jashtë vendit të tij/saj të origjinës për të përmirësuar cilësinë e jetës së tij/saj. Ky term përdoret për t'i dalluar nga refugjatët, të cilët largohen nga vendi i origjinës nga frika e persekutimit. Termi përdoret edhe për t'iu referuar personave që përpiqen të hyjnë në një vend ilegalisht dhe/ose duke shfrytëzuar procedurat e azilit në mala fede. Gjithashtu përdoret edhe për personat që largohen nga vendi i origjinës gjatë një sezoni bujqësor, të quajtur ndryshe edhe punëtorë sezonalë.
*Shiko edhe frontier worker, migrant worker, poverty migrant, seasonal worker.*

**emigration**

emigracion/emigrim: Largimi apo dalja nga një shtet me qëllim sistemimin në një shtet tjetër. Normat ndërkombëtare të të drejtave të njeriut përcaktojnë se çdo person ka të drejtë të largohet nga çdo vend, përfshi edhe vendin e origjinës. Kjo e drejtë mund të kufizohet nga shtetet vetëm në rrethana shumë specifike.

**entry**

hyrje: Çdo hyrje e një të huaji në një vend të huaj, qoftë e vullnetshme apo e pavullnetshme, e ligjshme apo të paligjshme.
*Shiko edhe admission, non-admission.*



**entry into force**

hyrje në fuqi: Çasti në të cilin të gjitha dispozitat e një traktati bëhen ligjërisht të detyrueshme për zbatim për të gjitha palët e tij. Në përputhje me Nenin 24, *Konventa e Vjenës për të Drejtën e Traktateve, 1969,* një traktat hyn në fuqi në datën dhe në mënyrën e përcaktuar nga vetë traktati ose sipas pëlqimit të shteteve negociuese, dhe në rast se nuk ekziston asnjë dispozitë në traktat apo palët negociuese nuk bien dakort, në momentin që të gjithë shtetet negociuese pranojnë detyrimet që burojnë nga traktati. Kur një shtet miraton traktatin duke u bashkuar me palët pasi traktati ka hyrë në fuqi, ai hyn në fuqi për atë shtet në daten e miratimit, përvec rasteve kur traktati e parashikon ndryshe.

**entry stamp**

vulë hyrjeje: Shenja e vendosur nga punonjësi i policisë kufitare në pasaportën e një personi që tregon datën dhe vendin në të cilin ai person ka hyrë në atë shtet.

**exclusion**

ndalim hyrjeje: Refuzimi zyrtar i hyrjes së një të huaji në një shtet. Në disa shtete, autoritetin për ndalimin e hyrjes së të huajve e kanë punonjësit e kufirit apo autoritete të tjera administrative, në shtete të tjera ndalimi i hyrjes urdhërohet nga një gjykatës imigracioni pas një seance gjyqësore.

**exit visa**

vizë daljeje: Vizë e lëshuar për personat të cilëve u ka skaduar viza, e për pasojë duhet të zgjasin afatin e vlefshmërisë së saj para se të dalin nga vendi.

**exodus**

eksod: Lëvizje në grupe (e izoluar dhe sporadike) jashtë vendit të origjinës. Eksodi masiv është një lëvizje e njerëzve në numër të konsiderueshëm apo e një pjese të komunitetit në një kohë të caktuar.

**exploitation**

shfrytëzim: Akti i përfitimit nga diçka apo nga dikush, vecanërisht, akti i përfitimit të padrejtë nga dikush për qëllime personale (psh. shfrytëzimi seksual, puna ose shërbimet e detyruara, skllavëria ose praktika të ngjashme me skllavërinë, servitudi ose heqja e organeve).
*Shiko edhe child exploitation, forced labour, slavery, trafficking in persons.*



**expulsion**

dëbimi: Veprimi i një autoriteti shtetëror që ka si qëllim dhe pasojë të sigurojë largimin e një personi (ose disa personave) (të huaj ose persona pa shtetësi) kundër vullnetit të tyre nga territori i shtetit.

**expulsion order**

urdhër dëbimi: Urdhri me anën e të cilit një shtet, njofton të huajin se i ndalohet qëndrimi në territorin e tij. Ky urdhër lëshohet kur individi ka hyrë në mënyrë të paligjshme në territor, ose kur nuk i lejohet të qëndrojë më gjatë në atë shtet. Urdhri i dëbimit përgjithësisht shoqërohet me njoftimin së në rast se do të lindë nevoja, do të zbatohet me forcë.
*Shiko edhe deportation, expulsion.*

**expulsion en masse**

dëbim kolektiv: Dëbimi kolektiv i të huajve ndalohet nga shumë instrumenta të të drejtës ndërkombëtare *(Neni 4, Protokolli 4 i Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut, 1950; Neni 12-5, Karta Afrikane për të Drejtat e Njeriut, 1981; Neni 22-9, Konventa Amerikane për të Drejtat e Njeriut, 1969)*. Sipas Gjykatës Evropiane për të Drejtat e Njeriut, dëbimi kolektiv është çdo masë që i detyron të huajt, si grup, të largohen nga vendi, përveç rastit kur një masë e tillë merret pas një shqyrtimi të

arsyeshëm dhe objektiv të rastit të veçantë të çdo të huaji pjesë e grupit *(Andric v. Sweden, Nr. 45917/99, 23 shkurt 1999).*
*Shiko edhe expulsion.*

**externally displaced persons**

persona të shpërngulur jashtë vendit: Persona që janë larguar nga vendi i tyre për shkak të persekutimit, dhunës së përgjithshme, konfliktit të armatosur apo katastrofa të tjera të shkaktuara nga njerëzit. Këta individë shpesh largohen në mënyrë kolektive. Ndonjëherë ata quhen edhe "refugjatë de facto".
*Shiko edhe de facto refugees, displaced person, internally displaced persons.*

**extradition**

ekstradim: Dorëzimi zyrtar, zakonisht i bazuar në një traktat apo marrëveshje me bazë reciprociteti, nga një shtet tek një tjetër, i një individi të akuzuar apo të dënuar për një shkelje jashtë territorit të një shteti dhe brenda juridiksionit të shtetit tjetër, me qëllim që të gjykohet dhe ndëshkohet në këtë të fundit.
*Shiko edhe refoulement.*

# F

**facilitated migration** migracion i lehtësuar: Mbështetja ose nxitja e migracionit të ligjshëm duke e bërë udhëtimin më të lehtë dhe më të volitshëm. Lehtësimi mund të përfshijë një sërë masash si p.sh procesi i thjeshtuar i aplikimit për vizë, apo procedura efikase të kontrollit të pasagjerëve.

**family members** Anëtarët e familjes
*Shiko members of the family.*

**family reunification/reunion** bashkim/ribashkim familjar: Procesi në bazë të të cilit anëtarët e familjes të ndarë për shkak të migracionit (migrimit) të detyruar apo vullnetar ribashkohen në një vend të ndryshëm nga ai i origjinës. Procesi, në një masë të konsiderueshme, është në diskrecionin e shtetit.
*Shiko edhe dependands, family unity.*

**family unity, right to** uniteti familjar/e drejta: E drejta e një familjeje për të jetuar së bashku dhe, si njësi themelore e shoqërisë, të gëzojë respekt, mbrojtje, ndihmesë dhe mbështetje. Kjo e drejtë nuk kufizohet vetëm për shtetasit që jetojnë në shtetin e tyre dhe mbrohet nga e drejta ndërkombëtare *(p.sh. Neni 16, Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut, 1948; Neni 8, Konventa Evropiane për Mbrojtjen e të Drejtave the Lirive Themelore të Neriut, 1950; Neni 16, Karta Sociale Evropiane, 1961; Nenet 17 dhe 23, Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Politike dhe Civile, 1966; Neni 1, Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Ekonomike, Sociale dhe Kulturore, 1966; Neni 17, Konventa Amerikane për të Drejtat e Njeriut, 1969).*

**feminization of migration** feminizimi i migracionit: Rritja e pjesëmarrjes së femrave në migracion. Tashmë, femrat janë më të pavarura për të lëvizur dhe jo të lidhura ngushtësisht me pozitën e tyre në familje apo nën autoritetin e meshkujve (rreth 48 përqind e të gjithë migrantëve janë femra).

**first asylum principle** parimi i azilit të parë: Parim sipas të cilit një azilkërkues duhet të kërkojë azil në vendin e parë ku ai/ajo nuk është në rrezik.

**forced/compulsory labour**

punë e detyruar: Të gjitha punët apo shërbimet që kryhen nga një person nën kërcënimin e një ndëshkimi dhe për të cilin personi në fjalë nuk është ofruar vullnetarisht *(Neni 2(1), Konventa e Organizatës Ndërkombëtare të Punës Nr. 29 Për Punën e Detyruar, 1930).*

**forced migration**

migrim (migracion) i detyruar: Term i përgjithshëm që përdoret për të përshkruar një lëvizje migratore që karakterizohet nga një element detyrues, përfshi kërcënimin e jetës dhe jetesës, shkaktuar nga shkaqe natyrore apo njerëzore (p.sh. lëvizjet e refugjatëve dhe të personave të shpërngulur brenda vendit si edhe të njerëzve të shpërngulur si pasojë e katastrofave natyrore apo mjedisore, katastrofat kimike apo bërthamore, uria apo si rezultat i projekteve të zhvillimit).
*Shiko edhe internally displaced persons, refugee.*

**forced repatriation**

riatdhesim i detyruar
*Shiko involuntary repatriation.*

**forced resettlement/relocation**

rivendosje/risistemimi i detyruar: Transferimi i individëve apo grupeve brenda juridiksionit të një shteti larg vendbanimit të tyre normal, realizuar kundër vullnetit të individëve apo grupeve si pjesë e një politike qeveritare.

**forced return**

kthimi i detyruar: Kthimi i detyruar i një individi në vendin e origjinës, tranzitit apo në një vend të tretë, mbi bazën e një akti administrativ apo gjyqësor.
*Shiko edhe deportation, expulsion, involuntary repatriation, refoulement, repatriation, return, voluntary repatriation, voluntary return.*

**foreigner**

i huaj (2): Një person me përkatësi apo i zotuar për besnikëri ndaj një shteti tjetër.
*Shiko edhe alien (1).*

**fraud**

mashtrim: Keqinterpretim i së vërtetës apo fshehje e një fakti material për të arritur përfitime.

**fraudulent document**

dokument i rremë: Çdo dokument udhëtimi apo identifikimi që është bërë në mënyrë të falsifikuar apo ndryshuar nga kushdo që nuk është person, apo agjenci e autorizuar ligjërisht për të bërë apo lëshuar dokumentin e udhëtimit apo të identifikimit në emër të një shteti; është lëshuar apo marrë në bazë të mashtrimit, korrupsionit, detyrimit apo në ndonjë mënyrë tjetër të paligjshme; apo që është përdorur nga një person i ndryshëm nga mbajtësi i ligjshëm

*(Neni 3 (c), Protokolli i Kombeve të Bashkuara Kundër Kontrabandimit të Migrantëve nga Toka, Deti dhe Ajri, në plotësim të Konventës së Kombeve të Bashkuara kundër Krimit Ndërkombëtar të Organizuar, 2000).*
*Shiko edhe identity document, travel documents.*

**freedom of movement**

liria e lëvizjes: Kjo e drejtë përbëhet nga tre elementë kryesorë: liria e lëvizjes brenda territorit të një vendi (Neni 13(1), *Deklarata Universale e të Drejtave të Njeriut, 1948:* "Çdokush ka të drejtën e lirisë së lëvizjes dhe banimit brenda kufijve të çdo shteti."); e drejta për t'u larguar nga çdo vend dhe e drejta për t'u kthyer në vendin e vet *(Neni 13(2), Deklarata Universale e të Drejtave të Njeriut, 1948*: "Çdokush ka të drejtë të largohet nga çdo vend, përfshi edhe vendin e tij, dhe të kthehet në vendin e tij.")
*Shiko edhe right to leave, right to return.*

**frontier**

kufi
*Shiko border*

**frontier worker**

punëtor kufitar: Një punëtor migrant që ruan vendqëndrimin e tij/saj të zakonshëm në një shtet fqinj ku ai/ajo kthehet normalisht çdo ditë ose të paktën një herë në javë *(Neni 2(2) (a), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë Punëtorëve Migrantë dhe Anëarëve të Familjeve të tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*



**fundamental human rights**

të drejtat themelore të njeriut: Në kuadrin e gjerë të të drejtave të njeriut, disa të drejta konsiderohen të një rëndësie të veçantë. Kjo buron edhe nga fakti se për disa të drejta nuk lejohet derogimi. Kështu, Neni 4(1), *Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Civile dhe Politike, 1966,* lejon kufizime për disa të drejta "në kohë emergjencash publike që kërcënojnë jetën e kombit" por ndalon kufizimet për Nenet 6 (e drejta e jetës), 7 (tortura), 8 (1) dhe (2) (skllavëria dhe puna e detyruar), 11 (burgosja për shkelje të detyrimit kontraktual), 15 (përgjegjësia penale për veprimet e së shkuarës-ligji penal me fuqi prapavepruese), 16 (zotësia juridike) dhe 18 (liria e mendimit, ndërgjegjes dhe fesë). Pavarësisht nga natyra e veçantë e të drejtave si më sipër, ekziston prirja që të gjitha të drejtat e njeriut të konsiderohen si universale, të pandashme, të ndërvarura dhe të ndërlidhura, për t'u trajtuar në mënyrë të drejtë dhe të barabartë, mbi të njëjtën bazë dhe me të njëjtën rëndësi.
*Shiko edhe human rights, prohibition of torture, slavery, torture.*

# G

**gender based violence**
dhunë me bazë gjinore
*Shiko violence against women.*

**genocide**
genocid: Secili nga veprimet e mëposhtme të kryera me qëllim për të shkatërruar plotësisht ose pjesërisht, një grup kombëtar, etnik, racor apo fetar si: vrasja e anëtarëve të grupit; shkaktimi i dëmtimeve serioze trupore ose mendore tek anëtarët e grupit; ndërhyrja e qëllimshme në kushtet e jetesës së grupit me synim shkatërrimin fizik të tij pjesërisht apo tërësisht; vendosja e masave që synojnë parandalimin e lindjeve brenda grupit; shpërngulja me forcë e fëmijëve të grupit tek një grup tjetër *(Neni II, Konventa për Parandalimin dhe Ndëshkimin e Krimit të Genocidit, 1948).*

**genuine and stable marriage**
martesë e mirëfilltë dhe e qëndrueshme: Martesa që vlerësohet si e vërtetë, e mirëfilltë nga një nëpunës konsullor apo imigracioni sepse është lidhur me synimin për të qenë afatgjatë, eskluzive dhe e qëndrueshme. Në shumë shtete, në rast se zyrtarët nuk mundin të përcaktojnë nëse martesa është lidhur me synimin për të qenë afatgjatë dhe eskluzive, presupozohet se ajo është e vërtetë, përveç rastit kur ka prova për të kundërtën.

**good faith**
mirëbesim: Një gjendje mendore që mishëron apo dëshmon bindje, apo qëllim të ndershëm e të pastër nga synimet mashtruese apo për fitime të pa skrupuj.
*Shiko edhe bona fide.*

**green border**
kufi i gjelbër: Term i përdorur për të përshkruar kufirin tokësor të një shteti midis pikave të kontrollit. Kufijtë ujorë (lumorë apo vija bregdetare) mund të quhen ndryshe edhe "kufi i kaltër".
*Shiko border, checkpoint.*

**green card**
kartë e gjelbër: Një kartë identiteti që qeveria e SHBA-ve e lëshon për të huajt me qëllim dhënien e statusit të qëndrimit të përhershëm në Shtetet e Bashkuara. E quajtur ndryshe edhe kartë për qëndrim të përhershëm, karta e gjelbër provon se një i huaj ka të drejtën për të punuar dhe jetuar në Shtetet e Bashkuara.

**grounds of inadmissibility**

arsyet për mospranim: Shkaqet apo arsyet e përkufizuara në ligjet apo rregulloret e migracionit në bazë të të cilave personat jo-shtetas mund të ndalohen të hyjnë në një shtet. Edhe nëse një person, përndryshe do të kishte mundësi të kualifikohej për të marrë vizën apo një status tjetër imigracioni, nëse egziston ndonjë nga shkaqet për mospranim të parashikuara në legjislacion, do t'i refuzohet viza apo statusi tjetër i migracionit. Arsyet për ndalimin e hyrjes janë parashikuar veçanërisht për të mos lejuar hyrjen e të huajve të padëshiruar, si p.sh. personat pa dokumenta të vlefshme udhëtimi, personat me dënime penale, personat të cilët mendohet se përbëjnë rrezik për shëndetin publik ose sigurinë publike, personat që janë deportuar më parë. *Shiko edhe waiver.*

**guardian**

kujdestar: Personi që ka autoritetin ligjor dhe detyrën për t'u kujdesur për një person tjetër apo për pronën e tjetrit, zakonisht për shkak të paaftësisë, pamundësisë së tjetrit ose statusit të të miturit.

# H

**habeas corpus**

habeas corpus: Kërkesa përpara një gjykate për të verifikuar ligjshmërinë e ndalimit apo burgimit.

**habitual/usual residence**

vendi i qëndrimit të zakonshëm: Vendi brenda një shteti ku një person jeton dhe ku ai/ajo zakonisht kalon periudhën ditore të pushimit.
*Shiko edhe country of habitual/usual residence, domicile.*

**health**

shëndet: Gjendja e mirëqënies tërësore fizike, mendore dhe sociale dhe jo thjesht mungesa e sëmundjeve apo dobësive.

**health assessment**

vlerësim i shëndetit: Në kontekstin migrator, ka të bëjë me reduktimin dhe menaxhimin më të mirë të ndikimit apo pasojave që ka lëvizja e popullsisë tek shëndeti publik në vendet pritëse, si edhe lehtësimi i integrimit të migrantëve nëpërmjet zbulimit dhe administrimit me kosto të efektshme të gjendjes shëndetësore dhe dokumentacionit mjekësor. Kontrollet shëndetësore para nisjes ndihmojnë përmirësimin e shëndetit të migrantëve të asistuar duke krijuar mundësi për fillimin e ndërhyrjeve parandaluese dhe kuruese për gjendje që, po të lihen pa u trajtuar, mund të kenë ndikim negativ në gjendjen shëndetësore të migrantëve dhe/ose në shëndetin publik të komuniteteve pritëse.

**hearing**

seancë dëgjimore: Mundësia për t'u dëgjuar apo për të përfaqësuar njërën nga palët e një çështjeje përpara gjykatës.

**holding centre**

qendër pritjeje: Ambienti ku qëndrojnë azilkërkuesit ose migrantët në gjendje të parregullt sapo mbërrijnë në një vend pritës; statusi i tyre përcaktohet para se ata të dërgohen në kampet e refugjatëve apo të kthehen në vendin e tyre të origjinës.

**host country**

vendi pritës
*Shiko receiving country.*

**human rights**

të drejtat e njeriut: Ato liri dhe dhe të mira, të cilat, sipas vlerave të pranuara bashkëkohore, të gjitha qeniet njerëzore duhet të jenë në gjendje t'i kërkojnë

"si e drejtë/si të drejta" në shoqërinë ku jetojnë. Këto të drejta janë parashikuar në Kartat ndërkombëtare të të drejtave, ku përfshihen *Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut, 1948, dhe Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Ekonomike, Sociale dhe Kulturore dhe për të Drejtat Civile dhe Politike, 1966,* dhe janë zhvilluar më tej nga traktate të tjera *(p.sh. Konventa për Zhdukjen e të Gjitha Formave të Diskriminimit të Grave, 1979; Konventa Ndërkombëtare për Zhdukjen e të Gjitha Formave të Diskriminimit Racial, 1965).*
*Shiko edhe fundamental human rights.*

**human trafficker** — trafikant i qenieve njerëzore
*Shiko trafficker.*

**humanitarian law** — e drejtë humanitare: Rregulla të së drejtës ndërkombëtare të hartuara veçanërisht për mbrojtjen e individit në kohë lufte apo konflikti të armatosur.

**humanitarian principles** — parime humanitare: Standarde etike të zbatueshme për të gjithë aktorët humanitarë gjatë konflikteve të armatosura, në përputhje me të drejtat ndërkombëtare të njeriut dhe të drejtën humanitare, dhe që synojnë të mbrojnë integritetin e veprimtarisë humanitare. Deklarimi i parë në mënyrë të hapur i parimeve humanitare gjendet në "Parimet themelore të Kryqit të Kuq dhe Gjysmëhënës së Kuqe" miratuar në 1965.

# I

**identity document**

dokument identifikimi: Një dokument i hartuar për të vërtetuar identitetin e personit që e mban atë.
*Shiko edhe passport, travel documents.*

**illegal alien**

i huaj i paligjshëm
*Shiko undocumented alien, migrant in an irregular situation.*

**illegal entry**

hyrje e paligjshme: Kalimi i kufijve pa iu përmbajtur kërkesave të nevojshme për hyrjen e ligjshme në shtetin pritës *(Neni 3(b), Protokolli i Kombeve të Bashkuara Kundër Trafikut të Migrantëve në Rrugë Tokësore, Detare dhe Ajrore i cili plotëson Konventën e Kombeve të Bashkuara Kundër Krimit të Organizuar Ndërkombëtar të Organizuar, 2000).*
*Shiko edhe irregular migration, undocumented alien.*

**illegal migrant**

migrant i paligjshëm
*Shiko irregular migrant.*

**illegal migration**

migrim (migracion) i paligjshëm
*Shiko irregular migration.*

**immigration**

Imigrim (imigracion) Procesi me anën e të cilit të huajt shkojnë në një shtet me qëllimin e vendosjes.
*Shiko edhe emigration.*

**immigration status**

status imigrator (imigracioni): Status që i jepet një migranti sipas legjislacionit për imigrimin të vendit pritës.

**immigration zone**

zonë imigrimi (imigracioni): Zona e detit të hapur apo territorit tokësor të një shteti ku zbatohen ligjet e shtetit për imigrimin (quhet edhe "zonë migratore").

**inalienable**

i patjetërsueshëm: Që nuk transferohet apo delegohet; shpesh përdoret në kuadër të të drejtave të njeriut.

**individual migration**

migrim (migracion) individual: Rastet kur personat migrojnë individualisht ose si familje. Lëvizje të tilla përgjithësisht janë të vetëfinancuara ose kanë sponsorizim individual, të organizatave apo të qeverisë, në dallim nga programet e skemave masive.
*Shiko edhe mass migration.*

**influx**

fluks hyrjeje: Ardhje e vazhdueshme e personave të huajve (jo shtetasve) në një vend, në numër të madh.
*Shiko edhe mass/collective migration.*

**inhumane treatment**

trajtim çnjerëzor: Trajtim fizik apo mendor aq mizor saqë rrezikon jetën ose shëndetin.

**injunction**

urdhër parandalimi i gjykatës: Vendimi i gjykatës që urdhëron kryerjen apo parandalimin e një veprimi. Për të marrë një urdhër parandalimi ankuesi duhet të provojë se ligji nuk e rregullon tërësisht dhe me qartësi të plotë situatën, për pasojë mund të shkaktohen dëme të pandreqshme në rast se nuk merren masa paraprake kufizuese.

**instrument**

instrument: Një dokument formal ose ligjor në formë të shkruar, si p.sh. kontratë apo traktat. Në rast ratifikimi, pranimi, miratimi apo aderimi në një traktat, ky term i referohet dokumentit që përcakton pëlqimin e shtetit për t'iu nënshtruar detyrimeve të traktatit.

**integration**

integrim: Procesi i pranimit të imigrantëve individualisht apo si grup në shoqërinë e vendit pritës. Kërkesat e veçanta për t'u pranuar nga një shoqëri pritëse variojnë nga një vend në tjetrin, për pasojë, përgjegjësia për integrimin nuk i takon grupit të veçantë por varet nga shumë aktorë: vetë imigrantët, qeveria, institucionet dhe komunitetet pritëse.
*Shiko edhe acculturation, assimilation.*



**interception**

ndaloj, bllokoj, kap: I referohet çdo mase të zbatuar nga një shtet jashtë territorit të tij për të parandaluar, ndërprerë apo ndaluar personat pa dokumentacionin e nevojshëm që të kalojnë kufijtë e tij tokësorë, ajrorë apo detarë, me qëllim mbërritjen në vendin e destinacionit.
*Shiko edhe country of destination.*

**inter-country adoption**

birësim ndërshtetëror
*Shiko child adoption (international).*

**internal migration**

migrim (migracion) i brendshëm: Lëvizja e njerëzve nga një zonë e një vendi në një tjetër që ka si qëllim apo rezultat vendosjen në një vendbanim të ri. Migrimi i brendshëm mund të jetë i përkohshëm apo i përhershëm. Migrantët e brendshëm lëvizin, por duke mbetur brenda kufijve territorialë të vendit të origjinës (p.sh. migrimi nga zonat rurale drejt atyre urbane).

*Shiko edhe de facto refugees, internally displaced persons, international migration, rural-rural migrants, rural-urban migrants, urban-rural migrants, urban-urban migrants.*

**internally displaced persons/IDPs**

persona të zhvendosur brenda vendit: Persona apo grupe personash të cilët janë shtrënguar apo detyruar të largohen apo të lënë shtëpitë apo vendbanimet e zakonshme por pa kaluar kufirin shtetëror, vecanërisht si rezultat apo për të shmangur pasojat e konfliktit të armatosur, situatave të dhunës në shkallë të gjerë, dhunimit të të drejtave të njeriut apo katastrofave natyrore apo njerëzore. *(Parimet udhëzuese për zhvendosjen brenda vendit, dokumenti i Kombeve të Bashkuara E/CN.4/1998/53/Add.2.).*
*Shiko edhe displaced person, externally displaced persons.*

**international assistance**

ndihmë ndërkombëtare: Mbështetje e dhënë nga komuniteti ndërkombëtar si p.sh ndihmë në natyrë, kontribute financiare dhe shërbime nga një personel i trajnuar.

**international law**

e drejtë ndërkombëtare: Parimet e së drejtës që qeverisin marrëdhëniet ndërmjet shteteve. Në ditët tona, i referohet të drejtës së marrëdhënieve ndërkombëtare, që ka si subjekte jo vetëm shtetet por edhe organizatat ndërkombëtare e madje edhe individët (si p.sh në rastin e çështjeve që kanë të bëjnë me të drejtat e njeriut apo me krimet e luftës). Quhet gjithashtu edhe e drejta e kombeve, e drejta publike ndërkombëtare, *jus gentium.*



**international migration**

migrim (migracion) ndërkombëtar: Lëvizja e personave që largohen nga vendi i tyre i origjinës ose vendqëndrimi i zakonshëm për t'u vendosur në mënyrë të përhershme apo të përkohshme në një shtet tjetër. Gjatë kësaj lëvizjeje kalohet kufiri ndërkombëtar.
*Shiko edhe internal migration.*

**international migration law**

e drejta ndërkombëtare migratore (e migracionit): Instrumenta të së drejtës ndërkombëtare që zbatohen për migrimin (migracionin).

**international minimum standard**

standart minimal ndërkombëtar: Një shtet duhet të zbatojë standarte minimale të përcaktuara nga e drejta ndërkombëtare në lidhje me trajtimin e të huajve të pranishëm në territorin e tij (apo në lidhje me pronën që zotërojnë këta persona), (p.sh.veprime të tilla

si: mohimi i drejtësisë, vonesa e pajustifikuar ose pengimi i aksesit në gjykata janë shkelje të standarteve minimale ndërkombëtare të kërkuara nga e drejta ndërkombëtare).
*Shiko edhe national treatment.*

**international protection**

mbrojtje ndërkombëtare: Mbrojtje ligjore bazuar në një mandat të dhënë nga një traktat për një organizatë, për të siguruar respektimin e së drejtës së përcaktuar në instrumenta nga ana e shteteve, si: *Konventa për refugjatët, 1951, Konventat e Gjenevës, 1949, dhe Protokollet, 1977,* e drejta e iniciativës së ICRC (KNKK), Konventat e ILO, instrumentat e të drejtave të njeriut.
*Shiko edhe de facto protection, protection .*

**interview**

intervistë: Procesi i marrjes në pyetje apo bisedimit me një person për të marrë informacion ose për të përcaktuar cilësitë personale të një personi. Intervista është një hap i zakonshëm në procesin e gjykimit të një aplikimi për statusin e refugjatit apo për një status tjetër të migrator.
*Shiko edhe adjudicator, application, secondary inspection.*

**involuntary repatriation**

riatdhesim pa dëshirë, pa vullnetin e personit: Riatdhesimi i refugjatëve në vendin e origjinës i nxitur nga vendi pritës duke krijuar rrethana të tilla që nuk lënë asnjë zgjedhje tjetër. Meqenëse riatdhesimi është një e drejtë personale, (ndryshe nga dëbimi dhe deportimi që realizohen kryesisht në zbatim të sovranitetit të shtetit), as Shteti i shtetësisë as Shteti i vendbanimit të përkohshëm dhe as autoriteti për ndalim nuk justifikohen nëse kryejnë riatdhesimin kundër vullnetit të një personi, qoftë ai refugjat apo rob lufte. Sipas të drejtës ndërkombëtare bashkëkohore, robërit e luftës ose refugjatët që refuzojnë të riatdhesohen, vecanërisht kur kjo motivohet nga frika e përndjekjes politike në vendin e tyre, duhet të mbrohen nga kthimi dhe t'u jepet, nëse është e mundur, azil i përkohshëm ose i përhershëm.
*Shiko edhe deportation, expulsion, forced re-turn, refoulement, repatriation, return, voluntary repatriation, voluntary return.*

**irregular migrant**

migrant i parregullt: Personi, i cili, për shkak të hyrjes së paligjshme apo mbarimit të afatit të vizës nuk ka status ligjor në një vend tranziti apo pritës. Termi i referohet migrantëve që shkelin rregullat e pranimit të një vendi dhe çdo personi tjetër që nuk është i autorizuar të qëndrojë në

vendin pritës (i quajtur ndryshe edhe migrant klandestin/i paligjshëm/pa dokumenta ose migrant në gjendje të parregullt).
*Shiko edhe clandestine migration, documented migrant, illegal entry, irregular migration, undocumented alien.*

**irregular migration**

migrim (migracion) i parregullt: Lëvizja që kryhet jashtë normave rregulluese të vendeve dërguese, të tranzitit dhe pritëse. Nuk ekziston një përkufizim i qartë apo i pranuar në nivel universal për migrimin e parregullt. Nga këndvështrimi i vendeve të destinacionit është hyrje, qëndrim apo punë e paligjshme në vend, që do të thotë se migranti nuk ka autorizimin e nevojshëm apo dokumentat e kërkuara në përputhje me rregullat e imigracionit për të hyrë, qëndruar apo punuar në një vend të caktuar. Nga këndvështrimi i vendit dërgues parregullsia vërehet për shembull në rastet kur një person kalon një kufi ndërkombëtar pa pasaportë apo dokument udhëtimi të vlefshëm, ose nuk plotëson kërkesat administrative për t'u larguar nga vendi. Megjithatë, ka një prirje për t'a kufizuar përdorimin e termit "migrim i paligjshëm" në rastet e kontrabandimit të migrantëve ose në rastet e trafikimit të qenieve njerëzore.
*Shiko edhe clandestine migration, irregular migrant, regular migration, undocumented alien.*

**itinerant worker**

punëtor lëvizës: Një punëtor migrant i cili, e ka vendbanimin në një shtet, por duhet të udhëtojë në një apo disa shtete të tjera për periudha të shkurtra, për shkak të natyrës së punës *(Neni 2(2) (e), Konventa ndërkombëtare për mbrojtjen e të drejtave të gjithë punëtorëve migrantë dhe pjestarëve të familjeve të tyre, 2000).*
*Shiko edhe migrant worker.*

# J

**judgement**

vendim: Deklarimi përfundimtar i gjykatës mbi të drejtat dhe detyrimet e palëve në një çështje.

**judicial review**

rishikim gjyqësor: Autoriteti i gjykatës për të shpallur të pavlefshëm aktet legjislative dhe ekzekutive që bien në kundërshtim me kushtetutën apo ligjet në fuqi; rishikimi nga gjykata i vendimeve (faktike apo ligjore) të një gjykate të shkallës më të ulët apo të një strukture administrative.

**judiciary**

gjyqësor: Ajo pjesë e qeverisjes që është përgjegjëse për interpretimin e ligjeve dhe administrimin e drejtësisë; një sistem gjykatash; një trup gjykues.

**jurisdiction**

juridiksion: Fuqia apo autoriteti ligjor për të dëgjuar dhe vendosur për një çështje gjyqësore. Mund t'i referohet edhe kufijve të territorit brenda të cilit mund të ushtrohet një pushtet i caktuar.

**jus cogens**

jus cogens: Një normë e së drejtës që është taksative, autoritare në kuptimin që është e detyrueshme për zbatim pavarësisht nga vullneti i palëve të veçanta. Një normë autoritare, e pakundërshtueshme e së drejtës ndërkombëtare (jus cogens) është një normë e pranuar dhe e njohur nga komuniteti ndërkombëtar i shteteve në tërësi si një normë nga e cila nuk lejohen përjashtime dhe që mund të modifikohet vetëm nga një normë e mëvonshme e të drejtës ndërkombëtare që ka po të njëjtin karakter *(Neni 53, Konventa e Vjenës mbi traktatet, 1969), për shembull ndalimi i torturës.*

**jus sanguinis (latin)**

*jus sanguinis (latinisht):* Rregulli në bazë të të cilit shtetësia e një fëmije përcaktohet nga shtetësia e prindërve, pavarësisht nga vendi i lindjes.
*Shiko edhe jus soli.*

**jus soli (latin)**

*jus soli (latinisht):* Rregulli në bazë të të cilit shtetësia e fëmijës përcaktohet nga vendi i lindjes (megjithëse shtetësia mund të trashëgohet edhe nga prindërit në bazë të jus sanguinis).
*Shiko edhe jus sanguinis.*

# K

**kidnapping**

pengmarrje: Rrëmbim apo ndalim i paligjshëm me forcë i një individi apo një grupi individësh, zakonisht i kryer me qëllimin e nxjerrjes së përfitimeve ekonomike, ose politike nga viktima e pengmarrjes, ose nga një palë e tretë. Pengmarrja zakonisht është subjekt i legjislacionit penal të shteteve të veçanta; megjithatë, ka raste kur pengmarrja është edhe subjekt i së drejtës ndërkombëtare (p.sh. pirateria).

# L

**labour migration** — migrimi (migracioni) për motive punësimi: Lëvizja e njerëzve nga Shteti i origjinës në një shtet tjetër për motive punësimi. Migrimi për motive punësimi trajtohet nga shumica e shteteve nga e drejta e tyre migratore. Për më tepër, disa shtete luajnë rol aktiv në rregullimin e migrimit për punësim duke kërkuar mundësi punësimi për shtetasit e tyre jashtë vendit.

**laissez-passer** — leje kalimi: Një dokument udhëtimi i lëshuar nga Kombet e Bashkuara (dhe i njohur e i pranuar si dokument i vlefshëm udhëtimi nga shtetet) për personelin e vet për udhëtim zyrtar *(Konventa e përgjithshme për privilegjet dhe imunitetet e Kombeve të Bashkuara, 1946).*



**lawful** — i ligjshëm: Nuk bie në kundërshtim me ligjin, lejohet nga ligji.

**lawful admission** — pranimi i ligjshëm: Hyrja e ligjshme e një të huaji në një shtet; këtu përfshihet edhe hyrja me vizë të vlefshme imigranti.

**law of nations** — e drejtë e kombeve
*Shiko international law.*

**legalization** — legalizim (1): Akti i ligjësimit; autorizimi ose justifikimi me anë të sanksionimit në ligj.

**legitimate** — legjitim: Diçka që është e vërtetë, e vlefshme ose e ligjshme. Për shembull, një migrant i ligjshëm hyn me një synim legjitim për të zbatuar legjislacionin migrator dhe paraqet dokumenta udhëtimi legjitime.
*Shiko edhe bona fide.*

**lineage** — prejardhje, fis: Paraardhës ose pasardhës; familja në linjë paraardhëse apo pasardhëse.

**local remedies, exhaustion of** — ezaurim, shterim i rrugëve (mundësive) ligjore në vend: Rregulli në bazë të të cilit duhet të kalohen të gjitha shkallët e gjyqsorit në vend përpara se të mund të fillojnë procedurat ndërkombëtare është një rregull i konsoliduar i së drejtës ndërkombëtare zakonore; rregulli ndiqet përgjithësisht në rastet kur një shtet

përfaqëson çështjen e shtetasve të tij, të drejtat e të cilëve pretendohet se nuk janë respektuar në një shtet tjetër, duke shkelur kështu të drejtën ndërkombëtare. Në një situatë të tillë, është gjykuar e domosdoshme se përpara se t'i drejtohemi një gjykate ndërkombëtare, shteti ku ndodh shkelja duhet të ketë mundësi rishikimi për t'a zgjidhur çështjen me mjetet e tij, brenda kuadrit të sistemit juridik të brendshëm *(Çështja Interhandel (Kundërshtimet paraprake),GJND ( ICJ) 1959).*

**long-term migrant**

migrant afatgjatë: Personi që zhvendoset në një vend të ndryshëm nga ai i vendqëndrimit të tij/saj të zakonshëm për një periudhë të paktën njëvjeçare. Kështu, vendi i destinacionit shndërrohet faktikisht në vendin e ri të vendqëndrimit të tij/saj të zakonshëm. Në këndvështrimin e vendit dërgues personi do të jetë emigrant afatgjatë; në këndvështrimin e vendit pritës personi do të jetë imigrant afatgjatë.
*Shiko edhe permanent settlers, short-term migrant.*

**lookout system**

sistem vëzhgimi: Një listë zyrtare e një shteti, zakonisht (por jo domosdoshmërisht) e automatizuar, e personave që nuk lejohen të hyjnë në vend ose që duhen arrestuar sapo të mbërrijnë. Një sistem vëzhgimi (i quajtur edhe sistem i "listës së vëzhgimit") zakonisht është projekt i shumë strukturave, ku regjistrohen të dhëna që vijnë si nga strukturat ligjore, shërbimet sekrete dhe ato të migracionit. Sistemi i vëzhgimit, qoftë në formë kompjuterike ashtu edhe në formë të shkruar, kontrollohet vazhdimisht nga nëpunësit konsullorë dhe punonjësit e kontrollit të kufirit gjatë marrjes së vendimeve për dhënien e vizës apo për lejimin e hyrjes brenda vendit.
*Shiko edhe biometrics.*



**loss of nationality**

humbje e shtetësisë: Humbja e shtetësisë mund të pasojë një veprim të individit (c'atdhesim, heqje dorë në mënyrë të qëllimshme nga shtetësia, ose humbja automatike e shtetësisë pas marrjes së një shtetësie tjetër) ose pasojë e veprimit të shtetit (heqje e shtetësisë shkombëtarizim). Heqja e shtetësisë është një veprim i njëanshëm i një shteti, me vendim të autoriteteve administrative ose rezultat i legjislacionit, që i heq një individi shtetësinë e tij/saj. Edhe pse nuk ka dispozita uniforme lidhur me heqjen e shtetësisë, disa shtete kanë parashikuar disa norma themelore si p.sh: hyrja në shërbimin e huaj civil ose ushtarak,

pranimi i titujve të huaj, akuza për krime të caktuara. Edhe pse fitimi dhe heqja e shtetësisë në parim konsiderohen si domen i juridiksionit të brendshëm, shtetet, sidoqoftë duhet të zbatojnë disa norma të së drejtës ndërkombëtare kur bëhet fjalë për çështje të shtetësisë, sikundër parashikohet edhe nga Neni 15 (2) i Deklaratës Universale të të Drejtave të Njeriut: "Askujt nuk do t'i hiqet në mënyrë arbitrare shtetësia apo t'i mohohet e drejta për të ndryshuar shtetësinë." *Shiko edhe nationality, statelessness.*

# M

**mala fide (latin)**

mala fide (mala fide): Në keqbesim; me qëllimin për të mashtruar apo gënjyer.
*Shiko edhe bona fide.*

**mandate refugee**

refugjatë në bazë të mandatit të UNCHR-së
*Shiko refugee (mandate)*

**mass/collective migration**

migrim (migracion) masiv/kolektiv: Lëvizja e menjëhershme e një numri të madh personash.
*Shiko edhe individual migration, influx.*

**mediation**

ndërmjetësim: Një metodë jo e detyrueshme e zgjidhjes së mosmarrëveshjeve që përfshin një palë të tretë neutrale e cila përpiqet të ndihmojë palët në konflikt të arrijnë një zgjidhje të pranuar bashkërisht.

**member of minority**

anëtar pakice: Një person i cili, megjithëse e ka origjinën e tij/saj në një vend tjetër, është bërë shtetas në vendin pritës, në sajë të lindjes apo natyralizimit.
*Shiko edhe minority.*

**members of the family**

anëtarët e familjes: Persona të martuar me punëtorë migrantë ose që kanë me ta një marrëdhënie që, sipas legjislacionit në fuqi, ka efekte të njëjta me martesën, si edhe fëmijët në ngarkim të tyre, si edhe persona të tjerë në ngarkim të cilët njihen si anëtarë të familjes nga legjislacioni në fuqi apo marrëveshjet dypalëshe apo shumëpalëshe në fuqi ndërmjet shteteve të interesuara *(Neni 4, Konventa ndërkombëtare për mbrojtjen e të gjithë punëtorëve migrantë dhe anëtarëve të familjeve të tyre, 1990).*
*Shiko edhe child, dependant, derivative applicant.*

**migrant**

migrant: Në nivel ndërkombëtar nuk ka një përkufizim të pranuar në mënyrë universale për migrantin. Termi migrant zakonisht konsiderohet se mbulon të gjitha rastet kur vendimi për të migruar është marrë lirisht nga individi i interesuar për arsye të "interesit personale" dhe pa ndërhyrjen e një faktori shtrëngues të jashtëm. Kështu ky term gjen zbatim për personat dhe anëtarët e familjes që zhvendosen në një vend, ose rajon tjetër për të përmirësuar kushtet e tyre materiale apo shoqërore dhe të ardhmen për veten ose familjen e tyre.

**migrant in an irregular situation**

migrant në gjendje të parregullt
*Shiko irregular migrant, undocumented migrant worker.*

**migrant flow**

fluks migrantësh: Numri i migrantëve që lëvizin, ose autorizohen të lëvizin, drejt apo nga një vend për motive punësimi apo për t'u vendosur për një periudhë të caktuar kohe.

**migrant stock**

stoku migrator: Numri i migrantëve që qëndrojnë në një vend në një kohë të caktuar.

**migrant worker**

punëtor migrant: Një person që do të punësohet, është punësuar ose ka qenë i punësuar në një aktivitet të paguar në një shtet të ndryshëm nga vendi i shtetësisë së tij/saj. *(Neni 2(1), Konventa Ndërkombëtare "Për mbrojtjen e të drejtave të gjithë punëtorëve migrantë dhe anëtarëve të familjeve të tyre", 1990).*
*Shiko edhe documented migrant worker, frontier worker, itinerant worker, project-tied worker, seafarer, seasonal worker, self-employed worker, specified employment worker, worker on an offshore installation.*

**migrant worker in an irregular situation**

punëtor migrant në gjendje të parregullt
*Shiko undocumented migrant worker.*

**migrants for settlement**

migrantë për motive qëndrimi të vazhdueshëm: Të huajt, të cilëve u është dhënë leje të qëndrojnë për një periudhë të gjatë apo të pacaktuar dhe që nuk i nënshtrohen pothuajse asnjë kufizimi lidhur me ushtrimin e të drejtave ekonomike, shoqërore dhe politike (p.sh. migrantë për motive punësimi, migrantë për bashkim familjar, migrantë për shkak të origjinës migrantë që kanë të drejtën të qëndrojnë lirisht, ose të huaj të dalë në pension).

**migration**

migrim, migracion: Procesi i lëvizjes që përfshin si kalimin e një kufiri ndërkombëtar edhe atë brenda një shteti. Kjo është një lëvizje popullsie dhe përfshin çdo lloj të lëvizjes së njerëzve, pavarësisht nga kohëzgjatja, përbërja dhe shkaqet; përfshin migrimin e refugjatëve, personat e shpërngulur, personat të dëbuar dhe migrantë ekonomikë.
*Shiko edhe total migration/net migration.*

**migration management**

menaxhim i migrimit (migracionit): Ky term përdoret për të përfshirë funksione të shumta shtetërore dhe një

sistem kombëtar të menaxhimit të rregullt dhe human të migracionit ndërkufitar, veçanërisht menaxhimin e hyrjes dhe pranisë së të huajve brenda kufijve të shtetit dhe mbrojtjen e refugjatëve dhe personave të tjerë që kanë nevojë për mbrojtje.

**minimum standard**

standart minimal
*Shiko international minimum standard.*

**minor**

i mitur: Një person i cili, sipas ligjit të vendit përkatës, është nën moshën madhore, për shembull ende nuk gëzon të drejtën të ushtrojë disa të drejta civile dhe politike specifike.
*Shiko edhe child.*

**minority**

pakicë, minoritet: Megjithëse në të drejtën ndërkombëtare nuk ka një përkufizim të pranuar universalisht, termi pakicë përgjithësisht përdoret për t'ju referuar një grupi, i cili është më i vogël numerikisht sesa pjesa tjetër e popullsisë së një shteti dhe që ndodhet në një pozicion jo mbizotërues, anëtarët e të cilit zotërojnë karakteristika etnike, fetare ose gjuhësore që ndryshojnë nga ato të pjesës tjetër të popullsisë dhe kultivojnë një ndjenjë solidariteti, që synon ruajtjen e kulturës, traditave, fesë ose gjuhës së tyre.
*Shiko edhe member of minority.*



**mixed flows**

flukse të përziera: Lëvizje komplekse të popullsisë që përfshijnë refugjatët, azilkërkuesit, migrantët ekonomikë dhe migrantë të tjerë.

**multilateral**

shumëpalësh: Në lidhje me traktatet dhe negociatat, termi shumëpalësh nënkupton përfshirjen e më shumë se dy shteteve në proces.
*Shiko edhe bilateral, treaty.*

# N

**national**

shtetas: Një person i cili, nga lindja ose natyralizimi, i përket një bashkësie politike dhe i qëndron besnik bashkësisë duke pasur të drejtën të gëzojë të gjitha të drejtat civile dhe politike si dhe mbrojtjen e bashkësisë; pjesëtar i një shteti, që ka të drejtën të gëzojë të gjitha privilegjet e tij; një person që gëzon shtetësinë e një shteti të caktuar.
*Shiko edhe nationality, naturalization.*

**national territory**

territor shtetëror: Zonat gjeografike që i përkasin apo që janë nën juridiksionin e një shteti.

**national treatment**

trajtimi për shtetasit: Në bazë të këtij standarti, i huaji nuk mund të pretendojë mbrojtje ligjore më të mirë se sa ajo që shteti i huaj ofron për shtetasit e tij. Megjithatë, ky standart nuk mund të përdoret si mjet për të shmangur detyrimet ndërkombëtare që burojnë nga standardet minimale të së drejtës ndërkombëtare.



**nationality**

shtetësi: Lidhja ligjore midis një individi dhe një shteti. Gjykata Ndërkombëtare e Drejtësisë e përkufizoi *shtetësinë* në Çështjen Nottenbohm, 1955, si "...një lidhje ligjore që ka në themel të saj një fakt social që e mban të bashkuar, një lidhje mirëfilli ekzistence, interesash dhe ndjenjash, së bashku me ekzistencën e të drejtave dhe detyrave reciproke... individi të cilit i jepet shtetësia, si në mënyrë të drejtpërdrejtë në bazë të ligjit apo si rezultat i vendimit të autoriteteve, është në fakt i lidhur më ngushtë me popullsinë e shtetit që i jep shtetësinë se sa me cilindo shtet tjetër." *Sipas Nenit 1 të Konventës së Hagës "Mbi disa çështje lidhur me konfliket e ligjeve të shtetësisë", 1930,* "i takon çdo shteti të përcaktojë në të drejtën e tij se cilët janë shtetasit e tij. Kjo e drejtë do të njihet nga shtetet e tjera në atë masë sa është në përputhje me konventat ndërkombëtare, traditën ndërkombëtare dhe parimet e së drejtës mbi shtetësinë përgjithësisht të njohura e të pranuara."
*Shiko edhe citizenship, loss of nationality, national.*

**naturalization**

natyralizim: Dhënia e shtetësisë një të huaji nga një shtet me anë një akti zyrtar pas aplikimit të individit të interesuar. E drejta ndërkombëtare nuk parashikon

rregulla të hollësishme për natyralizimin sepse njeh kompetencën e çdo shteti për të natyralizuar ata që nuk janë shtetas të tij por që aplikojnë për t’u bërë shtetas.
*Shiko edhe national, nationality.*

**net migration** — migracion neto, përfundimtar
*Shiko total migration.*

**neutrality** — neutralitet: Statusi i një shteti që në kohë konfliktesh të armatosura nuk përfshihet vetë në mosmarrëveshje por vazhdon marrëdhëniet paqësore me palët në konflikt.

**next of kin** — i afërmi i radhës: Personi ose personat me lidhje më të afërta gjaku me një individ.

**nomad** — nomad: Një individ, zakonisht anëtar i një grupi, që migron nga një vend në një tjetër, shpesh në kërkim të ujit, ushqimit ose kullotave.

**non-admission** — mospranim: Refuzimi i hyrjes në territorin e një shteti.
*Shiko edhe admission.*

**non-discrimination** — mosdiskriminim: Refuzimi për zbatimin e dallimeve me natyrë negative, ndaj qenieve njerëzore, thjesht ngaqë ata i përkasin një kategorie të caktuar. Diskriminimi është i ndaluar nga e drejta ndërkombëtare, për shembull në *Nenin 26, Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Civile dhe Politike, 1966,* thuhet: “Të gjithë personat janë të barabartë përpara ligjit dhe kanë të drejtën e mbrojtjes së barabartë nga ligji pa asnjë diskriminim. Në këtë aspekt ligji do të ndalojë çdo diskriminim dhe do t’u garantojë të gjithë njerëzve mbrojtje të barabartë dhe efektive kundër diskriminimit për çfarëdo arsye si p.sh raca, ngjyra, seksi, gjuha, feja, mendimi politik ose mendime të tjera, origjina kombëtare ose shoqërore, pronësia, lindja apo ndonjë status tjetër.”
*Shiko edhe discrimination, humanitarian principles.*

**non-documented migrant workers** — punëtorë migrantë pa dokumenta
*Shiko undocumented migrant workers.*

**non-national** — joshtetas, i huaj
*Shiko alien(1), foreigner (2), third country national.*

**non-refoulement**

non-refoulement: Një parim i parashikuar në *Konventën e Gjenevës "Mbi statusin e refugjatit",* 1951, sipas të cilit "asnjë shtet palë nuk do të dëbojë apo kthejë mbrapsht (refouler) një refugjat në çfarëdo mënyre në kufijtë e territoreve ku jeta ose liria e tij mund të kërcënohen për shkak të racës, fesë, kombësisë, anëtarësisë në një grup shoqëror të veçantë ose mendimit politik." Ky parim nuk mund "të pretendohet nga një refugjat, për të cilin ka arsye të bazuara për ta konsideruar si rrezik për sigurinë e vendit në të cilin ndodhet, apo që, për shkak të një vendimi dënimi të formës së prerë për një krim mjaft të rëndë, përbën një rrezik për komunitetin e atij vendi." *(Neni 33 (1) dhe (2), Konventa e Gjenevës "Mbi statusin e refugjatit", 1951).*

# O

**oath**

betim: Një premtim solemn besnikërie, i cili në përgjithësi merr fuqi për shkak të formës ceremoniale të të shprehurit, zakonisht e lidhur me diçka që konsiderohet si e shenjtë (si zoti ose zotat) apo që adhurohet. Në aspektin ligjor, një dëshmi gojore ose e shkruar e dhënë nën betim që nënkupton një detyrim ligjor për të thënë të vërtetën. Në shumicën e shteteve një person, që nuk thotë të vërtetën kur është betuar akuzohet për një vepër penale.

**ombudsman**

avokati i popullit: Një zyrtar i emëruar për të marrë, hetuar dhe raportuar ankesat e qytetarëve ndaj qeverisë (në disa juridiksione, ombudsmani trajton edhe çështjet migratore).

**orderly migration**

migrim (migracion) i rregullt: Lëvizja e një personi nga vendbanimi i tij/saj i zakonshëm në një vendbanim të ri, në përputhje me ligjet dhe normat që rregullojnë daljen nga vendi i origjinës, udhëtimin, tranzitin dhe hyrjen në vendin pritës.
*Shiko edhe migration management.*

**organized crime**

krim i organizuar: Aktivitete kriminale me shtrirje të gjerë, të koordinuara dhe të kontrolluara nga një strukturë qëndrore.
*Shiko edhe smuggling, trafficking.*

**overstay**

qëndrim jashtë afatit: Të qëndrosh në një vend përtej periudhës për të cilën është lejuar hyrja. Ndonjëherë përdoret edhe si emër p.sh. "shtetasit e huaj pa dokumenta janë ndarë në mënyrë të barabartë mes atyre që kanë kaluar afatet e qëndrimit dhe atyre që kanë hyrë në mënyrë të paligjshme".
*Shiko edhe irregular migrant, undocumented alien.*

# P

**Palermo Protocols** — Protokollet e Palermos: Protokollet shtesë të Konventës Kundër Krimit të Organizuar Ndërkombëtar (2000): Protokolli Kundër Kontrabandimit të Migrantëve në Rrugë Tokësore, Detare dhe Ajrore; Protokolli për Parandalimin, Frenimin dhe Ndëshkimin e Trafikimit të Personave, Veçanërisht Grave dhe Fëmijëve; dhe Protokolli Kundër Prodhimit dhe Trafikimit të Armëve të Paligjshme të Zjarrit, Municioneve dhe Materialeve që Lidhen me to.

**passenger** — udhëtar: Një person që udhëton me një mjet (anije, autobus, makinë, aeroplan, tren, etj) të cilin nuk e drejton vetë.

**passport** — pasaportë: Një dokument shtetëror që identifikon një person si shtetas i shtetit lëshues, që është provë e të drejtës së mbajtësit për t'u kthyer në atë shtet. Në traditën perëndimore, pasaportat janë përdorur për qëllime të udhëtimit jashtë vendit, jo si dokumenta të brendshëm identifikimi; pasaporta është çertifikata e pranuar ndërkombëtare ose prova e shtetësisë, edhe pse si një provë e tillë ajo vlerësohet vetëm prima facie.
*Shiko edhe identity document, travel documents.*



**permanent residence** — qëndrim i përhershëm: E drejta e dhënë nga një shtet pritës një të huaji për të jetuar dhe punuar aty në mënyrë të përhershme (të pakufizuar).

**permanent settlers** — migrantë të përhershëm: Imigrantë të pranuar ligjërisht për t'u vendosur në vendin pritës, përfshi edhe persona të pranuar për qëllimin e bashkimit familjar për periudha të pakufizuara kohore.
*Shiko edhe long-term migrant.*

**permit** — leje: Dokumentacion, zakonisht i lëshuar nga një autoritet qeveritar, që e lejon diçka të ekzistojë ose dikë që të kryejë veprime apo shërbime të caktuara. Në kontekstin migrator, përdoren shpesh termat leje qëndrimi dhe leje pune.
*Shiko edhe residence permit, visa, working permit.*

**persecution** — përndjekje: Në kuadrin e legjislacionit për azilin, një kërcënim për jetën ose lirinë për shkak të racës, fesë, kombësisë, mendimit, politik ose anëtarësisë në një grup të veçantë shoqëror.

**persona non grata (latin)** persona non grata (latinisht): "Person i padëshiruar". Në aspektin diplomatik, një person i refuzuar nga qeveria pritëse.

**place of habitual residence** vendi i qëndrimit të zakonshëm
*Shiko country of habitual/usual residence*

**plaintiff** akuzues: Një palë që ngre një padi civile (duke paraqitur një ankim) në një gjykatë.
*Shiko edhe defendant.*

**policy** politikë: Parime të përgjithshme që orientojnë qeverinë në administrimin e çështjeve publike.

**population displacement** shpërngulje, zhvendosje e popullsisë
*Shiko displacement.*

**poverty migrant** migrant për shkak të varfërisë: Një individ i cili është i detyruar të migrojë për shkak të nevojave ekonomike.

**prima facie (latin)** *prima facie (latinisht)*: Në shikim të parë; në pamje të parë por që i nënshtrohet provave ose informacionit të mëtejshëm. Në kontekstin e migracionit, kërkesa për statusin e imigrantit mund t'i nënshtrohet shqyrtimit paraprak për të përcaktuar nëse ekzistojnë *prima facie* të gjitha kërkesat themelore (shpesh si kusht për të marrë asistencë financiare ose leje pune).

**primary inspection** shqyrtim fillestar: Në praktikën ndërkombëtare shqyrtimi i aplikantëve për pranim në pikat e kontrollit ndahet në shqyrtim "fillestar" dhe "dytësor". Shumica e aplikantëve për pranim i nënshtrohen vetëm kontrollit të shkurtër në kabinat e shqyrtimit fillestar përpara pranimit. Çdo aplikant për të cilin zyrtari i migracionit ka dyshime kalon në shqyrtimin dytësor, ku i nënshtrohet një interviste ose hetimit të mëtejshëm. Përdorimi i këtij trajtimi me dy faza është më efikas dhe minimizon vonesat për shumicën e udhëtarëve legjitimë.
*Shiko edhe admission, checkpoints, interview, secondary inspections.*

**principal/primary/main applicant** aplikant kryesor: Personi që aplikon për status refugjati ose një status tjetër imigracioni. Praktika e përgjithshme ndërkombëtare është që personat në varësi (zakonisht një bashkëshort dhe fëmijët e mitur) konsiderohen si aplikantë jo të drejtpërdrejtë (dytësor) dhe marrin të

njëjtin status që i jepet aplikantit kryesor.
*Shiko edhe derivative applicant, migrant, refugee.*

**private international law** e drejtë ndërkombëtare private: Degë e së drejtës kombëtare që trajton çështjet që kanë elementë të huaj, p.sh. kontakti me një sistem të së drejtës të ndryshëm nga sistemi i brendshëm. Nuk është degë e të drejtës publike ndërkombëtare.

**pro bono (latin)** *pro bono (latinisht):* "Për të mirën e përgjithshme, në dobi të komunitetit", që përfshin shërbime ligjore të pashpërblyera të kryera posaçërisht për të mirën publike.

**prohibition of torture** ndalim i torturës: Tortura ndalohet nga dokumenta të shumtë ndërkombëtarë, si *Deklarata Universale e të Drejtave të Njeriut, 1947 (neni 5), Deklarata Amerikane për të Drejtat dhe Detyrat e Njeriut, 1948 (Neni 26), Konventa Ndërkombëtare e Kombeve të Bashkuara për të Drejtat Civile dhe Politike, 1966 (Neni 7), Konventa Evropiane për të Drejtat e Njeriut, 1950 (Neni 3),* dhe konventa të ndryshme të Kombeve të Bashkuara. Tortura është krim ndërkombëtar; mbrojtja nga tortura është detyrim i shteteve dhe konsiderohet si e drejtë themelore e njeriut. Ndalimi i torturës përgjithësisht konsiderohet se ka arritur nivelin e *jus cogens,* një normë e detyrueshme e së drejtës ndërkombëtare.
*Shiko edhe jus cogens, fundamental human rights, torture.*

**project-tied worker** punëtor projekti: Një punëtor migrant i pranuar në një shtetin e punësimit për një periudhë të përcaktuar për të punuar vetëm në një projekt specifik që është duke u zbatuar në atë shtet nga punëdhënësi i tij/saj *(Neni 2 (2) (f), Konventa Ndërkombëtare "Për mbrojtjen e të drejtave të gjithë personave migrantë dhe anëtarëve të familjeve të tyre", 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**prosecution** procedim, ndjekje penale: Një procedurë penale gjatë së cilës gjykohet një person i akuzuar.

**protection** mbrojtje: Të gjitha aktivitetet që synojnë respektimin e të drejtave individuale në përputhje me përmbajtjen dhe frymën e korpusit ligjor përkatës (shprehimisht, legjislacioni për të drejtat e njeriut, e drejta humanitare ndërkombëtare, e drejta për migracionin dhe e drejta e refugjatëve).

**push-pull factors**

faktorët shtytës-tërheqës: Migrimi (migracioni) shpesh analizohet në terma të tillë si“modeli shtytës-tërheqës”, që shqyrton faktorët shtytës, të cilët i detyrojnë personat të largohen nga vendi, dhe faktorët tërheqës, që i tërheqin ata në vendin tjetër.

# Q

**qualified national**

shtetas i kualifikuar: Shtetas emigrant me aftësi profesionale specifike që kërkohen në vendin ose rajonin e origjinës.
*Shiko edhe skilled migrant.*

**quarantine**

karantinë: Izolimi i përkohshëm i një personi ose kafshe të infektuar me një sëmundje ngjitëse ose infektive.

**quasi-judicial**

quasi, gati gjyqësor: I referohet akteve apo vendimeve të marra nga zyrtarët gjatë një procesi gjykimi ekzekutiv ose administrativ. Aktet ‘gati gjyqësore’ që janë të vlefshëm nëse nuk ka abuzim të pushtetit gjatë gjykimit, shpesh përcaktojnë të drejtat themelore të shtetasve. Ato i nënshtrohen shqyrtimit nga gjykatat.

**quota**

kuota: Kufizim sasior. Në kuadrin e migracionit shumë vende përcaktojnë kuota ose tavane për numrin e migrantëve që do të pranohen çdo vit.

# R

**racial discrimination**

diskriminim racial: Sjellje diskriminuese ose abuzive ndaj anëtarëve të një race tjetër. Diskriminim racial është çdo dallim, përjashtim, kufizim ose preferencë bazuar tek raca, ngjyra, prejardhja, origjina kombëtare ose etnike që ka si qëllim ose pasojë anulimin ose kufizimin e gëzimit, njohjes apo ushtrimit, mbi baza të njëjta të të drejtave të njeriut ose lirive themelore në fushën politike, ekonomike, sociale, kulturore apo në çdo fushë tjetër të jetës publike *(Neni 1 (1), Konventa Ndërkombëtare për Zhdukjen e të Gjitha Formave të Diskriminimit Racial, 1965).*
*Shiko edhe discrimination, xenophobia.*

**racism**

racizëm: Një strukturë ideologjike që e vendos një racë dhe/ose grupe etnike në një pozicion më të fuqishëm mbi të tjerët në bazë të cilësive fizike dhe kulturore, si edhe mbizotërim dhe kontroll ekonomik mbi të tjerët. Racizmi mund të përkufizohet si doktrinë ose besim tek superioritetin racial. Kjo përfshin bindjen se raca përcakton zgjuarsinë, karakteristikat kulturore dhe qëndrimin moral. Racizmi përfshin si paragjykimin racial ashtu edhe diskriminimin racial.
*Shiko edhe racial discrimination, xenophobia.*

**ratification**

ratifikim: Ratifikimi i referohet "pranimit" ose "miratimit" të një traktati. Në kuadrin ndërkombëtar, ratifikimi "është akti ndërkombëtar nëpërmjet të cilit një shtet përcakton në planin ndërkombëtar pëlqimin e tij për zbatimin e detyrueshëm të një traktati" *(Neni 2 (1) (b), Konventa e Vjenës mbi të Drejtën e Traktateve, 1969).* Instrumentat e ratifikimit që përcaktojnë pëlqimin e një shteti hyjnë në fuqi kur shkëmbehen ndërmjet shteteve palë, kur depozitohen në sekretariat, ose kur i bëhen të ditura shteteve palë ose organit përkatës, nëse për këtë bihet dakort. *(Neni 16).* Në kuadrin e brendshëm, ratifikimi përcakton procesin nëpërmjet të cilit një shtet pranon detyrimet që përmban një traktat. Një sërë shtetesh parashikojnë në kushtetutën e tyre procedurat që duhen ndjekur përpara se qeveria të mund të pranojë si të detyrueshëm një traktat.
*Shiko edhe instrument, reservation to a treaty, treaty.*

**readmission ripranim**

Akt i një shteti për pranimin e rihyrjes së një individi (shtetas i tij, shtetas i një vendi të tretë, ose person pa shtetësi) i cili ka hyrë, apo është i pranishëm në mënyrë të paligjshme në një shtet tjetër.

**readmission agreement**

marrëveshje ripranimi: Marrëveshje që përcakton procedurat në bazë të të cilave një shtet mund të kthejë të huajt në gjendje të parregullt në shtetin e tyre ose në një shtet tjeter përmes të cilit ata kanë kaluar gjatë udhëtimit drejt shtetit që kërkon t’i kthejë ata.
*Shiko edhe agreement, bilateral, return.*

**receiving country**

vend pritës: Vendi i destinacionit ose një vend i tretë. Në rastin e kthimit ose riatdhesimit, gjithashtu edhe vendi i origjinës. Vendi që ka pranuar të presë një numër të caktuar refugjatësh dhe migrantësh në mënyrë periodike çdo vit, me vendim presidencial, ministror apo parlamentar.
*Shiko edhe country of destination, country of origin, third country.*

**reception centre**

qendër pritjeje
*Shiko holding centre.*

**re-emigration**

riemigrim: Lëvizja e një personi i cili, pasi është kthyer në vendin e tij/saj të origjinës, emigron përsëri.
*Shiko edhe emigration, return.*

**refoulement**

Kthim mbrapa: Kthimi nga ana e një shteti, pavarësisht nga mënyra, i një individi në territorin e një shteti tjetër në të cilin jeta ose liria e tij/saj do të kërcënohej, ose ai/ajo mund të përndiqen për arsye të racës, fesë, kombësisë, anëtarësisë në një grup të caktuar shoqëror ose mendimit politik; ose do të ishte nën rrezikun e torturës. Kthimi mbrapsht përfshin çdo veprim që ka si pasojë kthimin e individit në një shtet, përfshi largimin, deportimin, ekstradimin, dëbimin në kufi, ndalimin jashtë territorit dhe kthimin fizik.
*Shiko edhe deportation, expulsion, forced return, involuntary repatriation, non-refoulement, persecution, return.*

**refugee (mandate)**

refugjat (në bazë të mandatit) Një person i cili plotëson kriteret e Statutit të UNHCR-së dhe kualifikohet për mbrojtjen e Kombeve të Bashkuara ofruar nga Komisioneri i Lartë, pavarësisht nëse ai/ajo është ose jo në një vend që është palë e Konventës “Mbi

statusin e refugjatit", 1951 ose në Protokollin e vitit 1967 "Mbi statusin e refugjatit", apo është njohur apo jo nga vendi pritës si refugjat në përputhje me një nga këto instrumenta.
*Shiko edhe refugee (recognized).*

**refugee (recognized)**

refugjat (i njohur): Një person, i cili "për shkak të frikës së bazuar nga persekutimi për arsye të racës, fesë, kombësisë, pjesëmarrjes në një grup të caktuar shoqëror ose mendimeve politike, është jashtë vendit, shtetësinë e të cilit ka dhe nuk është në gjendje apo, për shkak të kësaj frike, nuk dëshiron ta vërë veten nën mbrojtjen e atij shteti" *(Konventa "Mbi statusin e refugjatit", Neni 1A(2), 1951, ndryshuar nga Protokolli i vitit 1967).*
*Shiko edhe asylum seekers, de facto refugees, externally displaced persons, refugee, refugees in orbit, refugees in transit.*

**refugee status determination**

përcaktim i statusit të refugjatit: Një proces (i kryer nga UNHCR dhe/ose shtetet) për të përcaktuar nëse një individ duhet të njihet si refugjat në përputhje me të drejtën vendase dhe ndërkombëtare.

**refugees in orbit**

refugjatë në orbitë: Refugjatë të cilët, edhe pse nuk kthehen drejtpërdrejt në vendin ku mund të persekutohen, u mohohet azili ose nuk kanë mundësi të gjejnë një shtet që dëshiron të shqyrtojë kërkesën e tyre, duke u zhvendosur nga një vend në një tjetër në kërkim të azilit.
*Shiko edhe asylum, refugee.*

**refugees in transit**

refugjatë në tranzit: Refugjatë të cilët pranohen përkohësisht në territorin e një shteti me kusht që të rivendosen diku tjetër.
*Shiko edhe refugee, resettlement.*

**refugees sur place**

refugjatë *'sur place'* (në vend): Persona të cilët nuk janë refugjatë kur largohen nga vendi i tyre i origjinës por që bëhen refugjatë (që do të thotë se u lind një frikë e bazuar përndjekjeje) në një kohë të mëvonshme. Frika nga persekutimi për këta refugjatë mund të burojë nga një grusht shteti në vendin e tyre, ose fillimit ose intensifikimit të represionit apo politikave përndjekëse pas largimit të tyre. Pretendimi për t'u përfshirë në këtë kategori mund të bazohet edhe në veprimtari të mirëfillta politike të ndërrmara në vendin e origjinës apo strehimit.
*Shiko edhe persecution, refugee.*

**regional consultative processes**

procese këshilluese rajonale: Forume këshilluese jo-detyruese, me përfaqësues shtetet, shoqërinë civile (organizata joqeveritare) dhe organizatat ndërkombëtare në nivel rajonal për të diskutuar në bashkëpunim çështjet e migracionit (p.sh. procesi i Budapestit, procesi i Pueblas, procesi i Manilës, dialogu mbi migracionin për Afrikën Jugore).

**regular migration**

migrim (migracion) i rregullt: Migrimi i kryer në përputhje me rrugët ligjore të njohura.
*Shiko edhe clandestine migration, irregular migration.*

**regularization**

legalizim, rregullim statusi: (2) Procesi me anë të të cilit një vend lejon të huajt në gjendje të parregullt të marrin status ligjor në atë vend. Një nga praktikat tipike të legalizimit është amnistia (që njihet zakonisht si "legalizim") për të huajt që kanë qëndruar në vend në gjendje të parregullt për një periudhë të caktuar kohe dhe nuk vlerësohen si të papranueshëm për arsye të tjera.
*Shiko edhe amnesty, legalization (1).*

**reintegration**

riintegrim: Ripërfshirje apo ritrupëzimi i një personi në një grup ose proces, p.sh. një migrant në shoqërinë e vendit të tij të origjinës.
Shiko edhe assimilation, integration.

**reintegration (cultural)**

riintegrim (kulturor): Ripërshtatje e migrantit të kthyer me vlerat, mënyrën e jetesës, gjuhën, parimet morale, ideologjisë dhe traditave të shoqërisë së vendit të origjinës.

**reintegration (economic)**

riintegrim (ekonomik): Ripërfshirje e një migranti në sistemin ekonomik të vendit të tij/saj të origjinës. Migrantit duhet t'i ofrohet mundësia të fitojë vetë jetesën. Në terma të zhvillimit, riintegrimi ekonomik synon edhe shfrytëzimin e njohurive që ka marrë në vendin e huaj për nxitjen e zhvillimit ekonomik dhe shoqëror të vendit të origjinës.

**reintegration (social)**

riintegrim (shoqëror): Ripërfshirje e një migranti në strukturat shoqërore të vendit të tij/saj të origjinës. Kjo përfshin nga njëra anë krijimin e një rrjeti personal (miq, të afërm, fqinjë) dhe nga ana tjetër zhvillimin e strukturave të shoqërisë civile (shoqata, grupe të vetëmbështetjes dhe organizata të tjera).

**rejected candidate**

kandidat i refuzuar, i pasuksesshëm: Një aplikant i refuzuar nga një mision përzgjedhës duke qenë se nuk plotëson kriteret për të migruar ne vendin që i intereson.

**remittances**

dërgesa të emigrantëve: Para të fituara apo të siguruara nga jo shtetasit (të huajt) që transferohen në vendin e tyre të origjinës.

**removal**

largim
*Shiko deportation.*

**repatriation**

riatdhesim: E drejta personale e një refugjati ose e një robi lufte të kthehet në vendin e shtetësisë sipas kushteve specifike të përcaktuara në instrumenta të ndryshëm ndërkombëtarë *(Konventat e Gjenevës, 1949 dhe Protokollet, 1977, Rregulloret për Respektimin e Ligjeve dhe Zakoneve të Luftës në Tokë, shtojcë e Konventës së Katërt të Hagës, 1907,* instrumentat e të drejtave të njeriut si edhe në të drejtën zakonore ndërkombëtare). Riatdhesimi është një mundësi që e ka individi personalisht dhe jo institucioni ndalues. Riatdhesimi përfshin edhe detyrimin e institucionit ndalues të lirojë personat që e kanë këtë të drejtë (ushtarë dhe civilë) dhe detyrimin e shtetit të origjinës për të pritur shtetasit e vet. Riatdhesimi si term zbatohet gjithashtu për emisarët diplomatikë dhe zyrtarët ndërkombëtarë në kohë krizash ndërkombëtare.
*Shiko edhe assisted voluntary return, involuntary repatriation, return, right to return, voluntary return.*

**rescue at sea**

shpëtim në det: Detyrimi për të shpëtuar ata që janë në vështirësi në det është i përcaktuar qartë si në traktatet ndërkombëtare ashtu edhe nga e drejta zakonore ndërkombëtare. Një shtet ku mbërrijnë personat e shpëtuar mund të refuzojë zbarkimin e tyre dhe t'i kërkojë kapitenit të anijes t'i largojë ata nga juridiksioni; ose të kushtëzojë zbarkimin e personave vetëm pas ofrimit të garancive të mjaftueshme lidhur me sistemimin, kujdesin dhe mbajtjen nga shteti i flamurit të anijes, shtete të tjera apo organizata ndërkombëtare.

**reservation to a treaty**

rezervë ndaj një traktati: Një deklaratë e njëanshme, pavarësisht nga formulimi apo emërtimi, e bërë nga një shtet gjatë nënshkrimit, ratifikimit, pranimit, miratimit apo aderimit në një traktat, me anën e të cilës ka për

qëllim të përjashtojë ose të modifikojë efektin ligjor të disa prej dispozitave të traktatit për atë shtet *(Neni 2 (1) (d), Konventa e Vienës mbi të drejtën e traktateve, 1969).*
*Shiko edhe treaty.*

**resettlement**
rivendosje, risistemim: Transferimi dhe integrimi i personave (refugjatë, persona të zhvendosur brenda vendit, etj) në një zonë dhe mjedis tjetër gjeografik, zakonisht në një vend të tretë. Vendosja e qëndrueshme e refugjatëve në një vend të ndryshëm nga vendi i strehimit. Ky term përgjithësisht mbulon atë pjesë të procesit që fillon me përzgjedhjen e refugjatëve për rivendosjen dhe mbaron me sistemimin e refugjatëve në një komunitet në vendin e rivendosjes.
*Shiko edhe forced resettlement, permanent settlers, refugee.*

**residence**
vendi i qëndrimit: Akti ose fakti i të jetuarit në një vend të caktuar për një kohë të caktuar; vendi ku personi jeton, i dallueshëm nga banesa e përhershme. Vendi i qëndrimit zakonisht do të thotë prani fizike si banor në një vend të caktuar, ndërsa vendi i banimit zakonisht kërkon prani fizike dhe synimin për ta konsideruar këtë vend shtëpinë tënde. Pra një person mund të ketë disa vende qëndrimi në të njëjtën kohë, por vetëm një vend banim.
*Shiko edhe country of habitual/usual residence, domicile.*



**residence permit**
leje qëndrimi: Një dokument i lëshuar nga një shtet për një të huaj, ku konfirmon se i huaji ka të drejtën të qëndrojë në atë shtet.
*Shiko edhe permit, residence.*

**respondent**
i paditur: Një person të cilit i kërkohet të përgjigjet për një ankim të paraqitur në një padi civile.
*Shiko edhe defendant, plaintiff.*

**restitution**
rikthim: rikthim ose rivendosje e disa të mirave tek pronari i ligjshëm apo në statusin e ligjshëm; kompensim ose dëmshpërblim për humbjen e shkaktuar dikujt tjetër; kompensim për të mirat e marra nga një padrejtësi e bërë ndaj një tjetër.

**return**
kthim: I referohet gjerësisht aktit ose procesit të kthimit pas. Kjo mund të jetë brenda kufijve territorialë të

një vendi, si p.sh në rastin e kthimit të personave të shpërngulur brenda vendit dhe luftëtarëve të çmobilizuar; ose nga një vend pritës (tranziti ose destinacioni) në vendin e origjinës, si p.sh në rastin e refugjatëve, azilkërkuesve dhe shtetasve të kualifikuar. Ekzistojnë edhe nënkategori të kthimit që mund të përshkruajnë mënyrën e zbatimit të kthimit, p.sh. kthim vullnetar, me forcë, i asistuar dhe spontan; si edhe nënkategori që përshkruajnë se kush merr pjesë në kthim, p.sh. riatdhesimi (për refugjatët).
*Shiko edhe assisted voluntary return, deportation, expulsion, refoulement, repatriation.*

**return migration**

migrimi (migracion) i kthimit: Lëvizja e një personi që kthehet në vendin e tij/saj të origjinës ose të vendbanimit të zakonshëm zakonisht pasi kalon të paktën një vit në një vend tjetër. Ky kthim mund të jetë vullnetar ose jo. Migrimi i kthimit përfshin edhe riatdhesimin vullnetar.

**reverse brain drain**

kthim i trurit
*Shiko brain gain.*

**right of asylum**

e drejtë e azilit: Një term i përgjithshëm, i përdorur në dy kuptime: e drejta për të dhënë azil, (një shtet mund t'i japë azil në territorin e tij çdo personi sipas gjykimit të vet) dhe e drejta për të marrë azil, vis-a'-vis me shtetin në territorin e të cilit kërkohet azili, ose vis-a-vis me shtetin ku personi persekutohet.
*Shiko edhe asylum.*

**right to leave**

e drejta për t'u larguar:
Çdokush ka të drejtë të largohet nga cilido vend, përfshi edhe vendin e tij... *(Neni 13 (2), Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut, 1948). Kjo e drejtë është përcaktuar edhe në instrumenta të tjerë të së drejtës ndërkombëtare, për shembull në Nenin 12 (2), Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Civile dhe Politike, 1966,* që përcakton: "Çdo person do të jetë i lirë të largohet nga cilido vend, përfshi edhe vendin e tij." Është një aspekt i të drejtës për lëvizjen e lirë, dhe gjen zbatim për të gjithë personat pa dallim. Megjithatë, kjo nuk pasohet me lindjen e të drejtës korresponduese për të hyrë në territorin e një vendi sipas të drejtës ndërkombëtare.
*Shiko edhe freedom of movement, international minimum standard, repatriation, return.*

**right to return**

e drejta për t'u kthyer: Një aspekt tjetër i të drejtës dhe lirisë së lëvizjes. Sipas *Nenit 13 (2) Të Deklaratës Universale për të Drejtat e Njeriut, 1948:* "Çdo person ka të drejtën... të kthehet në vendin e tij". *Neni 12 (2), Konventa ndërkombëtare për të drejtat civile dhe politike, 1966,* përcakton se: "Askujt nuk do t'i privohet arbitrarisht e drejta për të hyrë në vendin e tij." Megjithatë, paragrafi 3 i Konventës përcakton disa kufizime: "Të drejtat e lartpërmendura [në Nenin 12(2)] nuk do t'i nënshtrohen asnjë kufizimi përveç atyre që përcaktohen në ligj, janë të nevojshme për të mbrojtur sigurinë kombëtare, rendin publik, shëndetin apo moralin publik apo të drejtën dhe liritë e të tjerëve dhe që janë në përputhje me të drejtat e tjera të njohura në këtë konventë."

**rural-rural migrants**

migrantë ruralë-ruralë: Migrantë të brendshëm të cilët lëvizin nga një zonë rurale në një tjetër.
*Shiko edhe internal migration.*

**rural-urban migrants**

migrantë ruralë-urbanë: Migrantë të brendshëm të cilët lëvizin nga zonat rurale në ato urbane.
*Shiko edhe internal migration.*

# S

**safe country of origin**

vend origjine i sigurtë: Një vend origjine në kuadrin e azilit konsiderohet i sigurtë, nëse ai, përgjithësisht, nuk është burim refugjatësh. Vendet pritëse mund të përdorin konceptin e vendit të sigurtë të origjinës si bazë për refuzimin e menjëhershëm (pa shqyrtim të mëtejshëm të arsyeve) për grupe ose kategori te veçanta azilkërkuesish.
*Shiko edhe country of origin, safe third country.*

**safe haven**

strehë e sigurtë: Zona të neutralizuara me qëllim mbrojtjen nga pasojat e luftës "të luftëtarëve ose personave jo luftëtarë të plagosur dhe të sëmurë" dhe "civilëve që nuk marrin pjesë në konflikt." *(Neni 15, Konventa e Gjenevës lidhur me Mbrojtjen e Personave Civilë në Kohë Lufte, 1949).*
*Shiko edhe asylum.*

**safe third country**

vend i tretë i sigurtë: Vend i tretë i sigurtë konsiderohet nga një shtet pritës çdo vend tjetër, që nuk është vendi i origjinës, në të cilin një azilkërkues ka gjetur ose mund të ketë gjetur mbrojtje. Nocioni i vendit të tretë të sigurtë (mbrojtje në një vend tjetër/parimi i azilit të parë) shpesh përdoret si kriter për pranueshmërinë në procedurën e vlerësimit të kërkesës për statusin e refugjatit.
*Shiko edhe country of origin, receiving country.*

**Schengen Agreement**

Marrëveshja Schengen: Marrëveshje ndërqeveritare e nënshkruar në vitin 1985 për krijimin e një zone evropiane të lëvizjes së lirë pa kontrolle në kufijtë e brendshëm tokësorë, ujorë dhe aeroportualë. Për të ruajtur sigurinë e brendshme janë marrë një sërë masash, si bashkërendimi i kontrollit të vizave në kufijtë e jashtëm të shteteve anëtare. Edhe pse Marrëveshja Schengen është lidhur jashtë kontekstit të Bashkimit Evropian (BE) ka kaluar në sferën e Komuniteteve Evropiane/Bashkimit Evropian në Traktatin e Amsterdamit, 1997.

**screening**

shqyrtim: Procesi i kontrollit për një cilësi, ose aftësi të caktuar. Në kontekstin e migimit një shqyrtim paraprak (shpesh sipërfaqësor) për të përcaktuar nëse një person kualifikohet *"prima facie"* për statusin për të cilin ka aplikuar.
*Shiko edhe prima facie.*

**seafarer**

marinar: Punëtor migrant i punësuar në bordin e një mjeti lundrues të regjistruar në një shtet jo të shtetësisë së tij. (përfshin peshkatarët) *(Neni 2 (2) (c), Konventa ndërkombëtare për mbrojtjen e të drejtave të gjithë punëtorëve migrantë dhe anëtarëve të familjeve të tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**seasonal worker**

punëtor stinor (sezonal): Një punëtor migrant, puna e të cilit, për shkak të natyrës së saj, është në varësi të kushteve stinore dhe kryhet vetëm gjatë një pjese të vitit *(Neni 2 (2) (b), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë Punëtorëve Migrantë dhe Anëtarëve të Familjeve të tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**secondary inspection**

shqyrtim dytësor: Në rast se lindin dyshime nga shqyrtimi fillestar gjatë procedurës së pranimit, aplikanti i nënshtrohet një interviste ose hetimit të mëtejshëm si pjesë e shqyrtimit dytësor.
*Shiko edhe primary inspection.*

**secondary migration**

migrim (migracion) dytësor: Lëvizja e një migranti brenda një vendi pritës, larg komunitetit në të cilin ka qëndruar fillimisht.

**self-employed worker**

punëtor i vetëpunësuar: Një punëtor migrant, i cili është punësuar në një aktivitet me shpërblim jo me një kontratë pune dhe që e nxjerr jetesën nëpërmjet këtij aktiviteti, zakonisht duke punuar vetëm ose së bashku me pjesëtarët e familjes, dhe çdo migrant tjetër i njohur si i vetëpunësuar nga legjislacioni në fuqi i shtetit të punësimit, apo nga marrëveshje dypalëshe ose shumëpalëshe *(Neni 2 (2) (h), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Gjithë Punëtorëve Migrantë dhe Anëtarëve të Familjeve të tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**sending country**

vend dërgues: Vendi prej nga njerëzit largohen për t'u vendosur jashtë në mënyrë të përhershme apo të përkohshme.
*Shiko edhe country of origin.*

**sensors**

sensorë: Pajisje e ndërtuar për të zbuluar lëvizjen ose praninë e personave. Këtu përfshihen sensorët e lëvizjes, sensorët e dioksidit të karbonit. Disa sensorë funksionojnë me ndërhyrjen e një personi, ndërsa të

tjerët janë të fiksuar në vende të caktuara përgjatë kufirit dhe i transmetojnë informacion një strukture të kontrollit të kufirit.
*Shiko edhe carbon dioxide sensors.*

**servitude**
punë e detyruar, nënshtrim
*Shiko debt bondage, slavery.*

**short-term migrant**
migrant afatshkurtër: Një person që zhvendoset në një vend të ndryshëm nga ai i vendqëndrimit të tij/saj të zakonshëm për një periudhë prej të paktën tre muajsh por më pak se një vit, përveç rasteve kur zhvendosja në atë vend bëhet për qëllime argëtimi, pushimi, vizitash tek miqtë ose të afërmit, biznes ose trajtim mjekësor. Për qëllime të statistikave të migracionit ndërkombëtar, shteti i vendqëndrimit të zakonshëm të migrantëve afatshkurtër konsiderohet vendi i destinacionit gjatë periudhës që ata kalojnë në të.
*Shiko edhe long-term migrant, permanent settlers, temporary migrant workers, transients.*

**skilled migrant**
migrant i kualifikuar: Punëtor migrant i cili për shkak të aftësive të tij/saj, zakonisht trajtohet në mënyrë preferenciale në lidhje me pranimin në një vend pritës (dhe si rrjedhim i nënshtrohet kufizimeve më të pakta në lidhje me kohëzgjatjen e qëndrimit, ndryshimin e punësimit dhe bashkimin familjar).
*Shiko edhe qualified national.*

**slavery**
skllavëri: Statusi ose gjendja e një personi mbi të cilin ushtrohet një apo të gjitha kompetencat që lidhen me të drejtën e pronësisë *(Neni 1, Konventa për skllavërinë, 1926, ndryshuar nga Protokolli i vitit 1953).* Skllavëria identifikohet nga një element pronësie ose kontrolli mbi jetën e personit, shtrëngimi dhe kufizimi i lëvizjes dhe nga fakti që personi nuk është i lirë të largohet ose të ndryshojë punëdhënësin (p.sh. skllavëria tradicionale, puna nën detyrim, bujkrobëria, puna e detyruar dhe skllavëria për qëllime rituale ose fetare).
*Shiko edhe bonded labour, child labour, worst forms of child labour .*

**smuggler (of people)**
kontrabandist (njerëzish): Një ndërmjetës që lëviz, transporton njerëzit në zbatim të një kontrate që ka lidhur me ta për t'i transportuar që mënyrë të paligjshme përmes një kufiri shtetëror të njohur në nivel ndërkombëtar.
*Shiko edhe smuggling, trafficking.*

**smuggling**

kontrabandë: Ndërmjetësimi për të realizuar hyrjen e paligjshme të një personi në një Shtet Palë, ku personi nuk është shtetas apo nuk ka leje qëndrimi të përhershme, për të marrë, në mënyrë të drejtpërdrejtë ose jo të drejtpërdrejtë, një përfitim financiar ose material *(Neni 3(a), Protokolli i Kombeve të Bashkuara Kundër Kontrabandës së Migrantëve nga Toka, Ajri dhe Deti, në plotësim të Konventës së Kombeve të Bashkuara kundër krimit ndërkombëtar të organizuar, 2000).* Kontrabanda, ndryshe nga trafikimi, nuk përfshin elementë shfrytëzimi, detyrimi, apo dhunimi të të drejtave të njeriut.
*Shiko edhe illegal entry, trafficking.*

**sovereignty**

sovranitet: Sovraniteti si koncept i të drejtës ndërkombëtare ka tre aspekte kryesore: i jashtëm, i brendshëm dhe territorial. Aspekti i jashtëm i sovranitetit është e drejta e shtetit për të përcaktuar lirisht marrëdhëniet e tij me shtete ose njësi të tjera, pa kufizimin apo kontrollin e një shteti tjetër. Ky aspekt i sovranitetit njihet edhe si pavarësi. Aspekti i brendshëm i sovranitetit është e drejta, ose kompetenca ekskluzive e shtetit për të përcaktuar karakterin e institucioneve të tij, të dekretojë ligje me vullnetin e tij dhe të sigurojë respektimin e tyre. Aspekti territorial i sovranitetit është autoriteti ekskluziv i ushtruar nga një shtet mbi të gjithë personat apo sendet që gjenden në, mbi ose nën territorin e tij.



**specified-employment worker**

punëtor me punësim të përcaktuar: Një punëtor migrant: (i) i cili është dërguar nga punëdhënësi i tij/saj për një periudhë kohe të kufizuar dhe të përcaktuar në një shtet për të kryer një mision ose detyrë të përcaktuar; ose (ii) që angazhohet për një periudhë të kufizuar dhe të përcaktuar kohe në një punë që kërkon aftësi profesionale, tregtare, teknike ose aftësi të tjera shumë të specializuara; ose (iii) i cili, me kërkesën e punëdhënësit të tij/saj në shtetin e punësimit punësohet për një periudhë kohe të kufizuar dhe të përcaktuar në punë me natyrë kalimtare ose të shkurtër; dhe që i kërkohet të largohet nga shteti i punësimit në mbarim të periudhës së tij/saj të autorizuar të qëndrimit, ose më përpara, nëse ai/ajo nuk e vazhdon më gjatë atë detyrë apo mision të përcaktuar apo angazhimin në atë punë *(Neni 2 (2) (g), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë Punëtorëve Migrantë dhe Aanëtarëve të Familjeve të Tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**sponsorship**

sponsorizim: Akti i premtimit të mbështetjes financiare për një të huaj që kërkon të hyjë në vend. Disa shtete kërkojnë ose sponsorizim ose provë për të ardhura të mjaftueshme si kusht për disa kategori të statusit të imigracionit.

**spontaneous migration**

migrim (migracion) spontan: Një individ ose grup që fillon dhe vazhdon planet migratore, pa ndonjë asistencë të jashtme. Migracioni spontan zakonisht shkaktohet nga faktorët shtytës-tërheqës dhe karakterizohet nga mungesa e mbështetjes së shtetit dhe e çdo lloj mbështetjeje tjetër kombëtare apo ndërkombëtare.
*Shiko edhe assisted migration, assisted voluntary return, push-push factors.*

**standard of proof**

standardi i provës: Shkalla ose niveli i aftësisë bindëse që kërkohet për provat për një çështje specifike. Për shembull, në kontekstin e refugjatëve, "i bazuar" është një standard prove në rastet kur vlerësohet frika nga persekutimi.



**State**

Shtet: Një strukturë politike që ka juridiksionin ligjor dhe kontrollin efektiv në një territor të përcaktuar dhe autoritetin për të marrë vendime kolektive për një popullsi të caktuar, ka monopolin e përdorimit legjitim të forcës dhe një qeveri të njohur në nivel ndërkombëtar që ndërvepron, ose ka aftësinë për të ndërvepruar, në marrëdhëniet zyrtare me struktura të tjera. Sipas të drejtës ndërkombëtare, kriteret që duhet të përmbushë një strukturë për t'u quajtur shtet janë: ekzistenca e një popullsie të përhershme, e një territori të përcaktuar, e një qeverie dhe aftësinë për të hyrë në marrëdhënie ndërkombëtare me shtete të tjera *(Neni 1, Konventa e Montevideos mbi të Drejtat dhe Detyrimet e Shteteve, 1933).*

**State of employment**

Shtet i punësimit: Shteti ku punëtori migrant do të punësohet, është punësuar apo ka qenë i punësuar në një aktivitet me shpërblim, sipas rastit *(Neni 6 (b), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë punëtorëve Migrantë dhe Anëtarëve të Familjeve të Tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**State of origin**

Shtet i origjinës: Shteti, shtetas i të cilit është personi i interesuar *(Neni 6(a), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë Punëtorëve Migrantë*

*dhe Anëtarëve të Familjeve të Tyre, 1990).*
*Shiko edhe country of origin.*

**State of transit**

Shtet i tranzitit: Çdo shtet përmes të cilit personi i interesuar kalon gjatë udhëtimit për në shtetin e punësimit ose nga shteti i punësimit për në shtetin e origjinës ose për në shtetin e vendbanimit të zakonshëm *(Neni 6(c), Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë Punëtorëve Migrantë dhe Antarëve të Familjeve të Tyre, 1990).*
*Shiko edhe country of transit.*

**stateless person**

person pa shtetësi: Një person i cili nuk konsiderohet si shtetas nga asnjë shtet në kuadrin e ligjit të tij *(Neni 1, Konventa e Kombeve të Bashkuara "Mbi statusin e personave pa shtetësi", 1954).* Si i tillë, personi pa shtetësi nuk ka ato të drejta që jepen në bazë të shtetësisë: mbrojtjen diplomatike të një shteti, nuk ka të drejtën e natyrshme dhe të qenësishme qëndrimit në shtetin e qëndrimit të zakonshëm dhe nuk ka të drejtën e ri-kthimit në rast se ai/ajo udhëton.
*Shiko edhe de facto statelessness.*

**suit**

proces, padi: Çdo procedurë e nisur nga një ose disa palë kundër një tjetre në gjykatë.

**summons**

thirrje gjyqi: Njoftimi ku i kërkohet një personi të paraqitet në gjykatë ose përpara një agjencie administrative për të shërbyer si anëtar jurie ose dëshmitar.

# T

**technical cooperation**

bashkëpunim teknik: Shkëmbimi i informacionit dhe ekspertizës për një çështje të caktuar zakonisht i përqendruar në funksionet e sektorit publik (p.sh. hartimi i legjislacionit dhe procedurave, mbështetja në hartimin dhe zbatimin e infrastrukturës, ose përmirësimet teknologjike).
*Shiko edhe capacity building.*

**temporary migrant workers**

punëtorë migrantë të përkohshëm: Punëtorë të kualifikuar, gjysmë të kualifikuar ose të patrajnuar që qëndrojnë në vendin pritës për periudha të përcaktuara, në përputhje me kontratën e punës të lidhur individualisht me një punëtor, ose një kontratë shërbimi të lidhur me një ndërmarrje. Quhen edhe punëtorë migrantë me kontratë.
*Shiko edhe short-term migrant.*

**temporary protection**

mbrojtje e përkohshme: Procedurë e posacme (përjashtimore) që ofron, në rast fluksi masiv të hyrjes ose fluksi masiv të pritshëm të personave nga vendet e treta, të cilët nuk kanë mundësi të kthehen në vendin e tyre të origjinës, mbrojtje të menjëherëshme dhe të përkohëshme për këta persona, vecanërisht në rastet kur ekziston rreziku që sistemi i azilit mund të mos jetë në gjendje ta trajtojë këtë fluks hyrës pa efekte negative ndaj eficensës së punës së tij, në të mirë të personave të interesuar dhe personave të tjerë që kërkojnë mbrojtje.



**territorial asylum**

azil territorial
*Shiko asylum (territorial).*

**territorial jurisdiction**

juridiksion territorial: Juridiksioni mbi çështjet që lindin në, ose përfshijnë persona me qëndrim brenda një territori të caktuar. Gjithashtu, territori në të cilin ka juridiksion një qeveri, një nga gjykatat e saj, ose një nga nën-ndarjet e saj.

**terrorism**

terrorizëm: Çdo akt që ka për qëllim të shkaktojë vdekje ose dëmtim serioz fizik të një civili, ose çdo personi tjetër që nuk merr pjesë aktive në një konflikt të armatosur, kur synimi i një akti të tillë, nga natyra dhe konteksti i tij, është të frikësojë popullsinë ose të detyrojë një qeveri apo një organizatë ndërkombëtare

të kryejë ose të mos kryejë një veprim *(Neni 2 (1) (b), Konventa Ndërkombëtare për Frenimin e Financimit të Terrorizmit, 1999).*

**third country**

vend i tretë: Një vend i ndryshëm nga vendi i origjinës së një personi.
*Shiko edhe country of destination, country of origin, receiving country, State of origin, State of transit..*

**third country national**

shtetas i një vendi të tretë
*Shiko alien(1), foreigner(2), national, non-national.*

**torture**

torturë: Çdo veprim me anën e të cilit shkaktohet me qëllim dhimbje ose vuajtje serioze, fizike ose mendore, mbi një person, me synim për të marrë prej tij/saj apo prej një personi të tretë informacion ose të dhëna për ta ndëshkuar për një veprim që ai/ajo ose një person i tretë ka kryer ose dyshohet se ka kryer, frikësimi apo kërcënimi i personit apo një personi të tretë, apo për çdo arsye me bazë diskriminimin e çdo lloji, kur kjo dhimbje ose vuajtje shkatohet nga ose me nxitjen, pëlqimin ose pranimin e një zyrtari publik ose të personave të tjerë që veprojnë në një pozicion zyrtar. Këtu nuk përfshihet dhimbja apo vuajtja që lind, është e qenësishme apo aksidentale gjatë vuajtjes së sanksioneve të ligjshme *(Neni 1, Konventa kundër torturës dhe trajtimeve ose ndëshkimeve të tjera mizore, çnjerëzore ose poshtëruese, 1984).*
*Shiko edhe jus cogens, prohibition of torture.*



**total migration/net migration**

Migrim (migracion) i përgjithshëm/ migrim (migracion) neto: Shuma e hyrjeve ose mbërritjeve të imigrantëve dhe e daljeve, ose largimit të emigrantëve përbën masën totale të migracionit, dhe cilësohet migracion i përgjithshëm, në dallim nga migracioni neto, ose bilanci i migracionit, që del nga diferenca ndërmjet mbërritjeve dhe largimeve. Ky bilanc quhet imigracion neto kur mbërritjet janë më shumë sesa largimet, dhe emigracion neto kur largimet janë më shumë sesa mbërritjet.

**trafficker, human**

trafikant, qeniesh njerëzore: Një ndërmjetës i cili zhvendos, transporton njerëzit për të marrë një përfitim ekonomik apo të ndonjë lloji tjetër me anën e mashtrimit, detyrimit dhe/ose formave të tjera të shfrytëzimit. Qëllimi i trafikantit ab initio është të shfrytëzojë personin dhe të nxjerrë përfitime ose avantazhe të tjera nga shfrytëzimi.
*Shiko edhe exploitation, smuggler, trafficking.*

**trafficking in persons**

trafikimi i personave: Rekrutimi, transportimi, transferimi, strehimi ose pritja e personave me anën e kërcënimit ose përdorimit të forcës ose formave të tjera shtrënguese, rrëmbimi, mashtrimi, abuzimi me pushtetin apo me një pozicion të pambrojtur ose duke dhënë apo marrë pagesa apo përfitime për të marrë pëlqimin e një personi për kontrollin e një personi tjetër me qëllimin e shfrytëzimit *(Neni 3 (a), Protokolli i Kombeve të Bashkuara për Parandalimin Frenimin dhe Ndëshkimin e Trafikimit të Personave, Veçanërisht Femrave dhe Fëmijëve, në plotësim të Konventës së Kombeve të Bashkuara Kundër Krimit Ndërkombëtar të Organizuar, 2000).*
*Shiko edhe abduction, coercion, exploitation, fraud, smuggling, trafficker.*

**transients**

të përkohshëm (punëtorë): Profesionistë ose punëtorë të kualifikuar që lëvizin nga një vend në një tjetër, shpesh si punëmarrës në shoqëri ndërkombëtare dhe/ose shoqëri me kapital të përbashkët.
*Shiko edhe migrant worker.*

**transit**

tranzit: Një ndalesë kalimtare, me kohëzgjatje të ndryshme, përgjatë udhëtimit ndërmjet dy ose më shumë vendeve, si në kuadër të procesit të udhëtimit me të njëjtin mjet transporti, ashtu edhe për të ndërruar avionin ose për t'u bashkuar me një fluturim në vazhdim, ose me një mënyrë tjetër transporti.
*Shiko edhe refugees in transit , State of transit.*



**transit passengers**

udhëtarë tranzit: Personat që mbërrijnë në një shtet nga një vend tjetër dhe janë tranzit drejt një vendi tjetër (të tretë) destinacioni; dhe në të gjithë periudhën (deri në një maksimum prej 24 orësh nga koha e mbërritjes) gjatë së cilës janë në shtet, qëndrojnë brenda mjetit të udhëtimit me të cilin kanë ardhur ose në një zonë të sigurtë të portit apo aeroportit, ose nën ruajtjen e policisë.
*Shiko edhe State of transit, transit.*

**transit visa**

vizë tranziti: Një vizë, zakonisht e vlefshme për tre ditë ose më pak, për të kaluar përmes vendit që e lëshon vizën drejt një destinacioni të tretë.
*Shiko edhe State of transit, transit, transit passengers, visa*

**transportation**

transport: Lëvizja e mallrave ose personave nga një vend në një tjetër me një transportues.
*Shiko edhe conveyance.*

**travel documents**

dokumenta udhëtimi: Term i përgjithshëm i përdorur për të përfshirë të gjithë dokumentat që janë provë e pranueshme e identitetit me qëllim hyrjen në një vend tjetër. Pasaportat dhe vizat janë format e dokumentave të udhëtimit përdorura më shumë. Disa shtete pranojnë edhe disa karta identiteti ose dokumenta të tjera.
Shiko edhe certificate of identity, passport, visa.

**traveller**

udhëtar: Një person që kalon nga një vend në një tjetër për çfarëdo arsye.
*Shiko edhe migrant.*

**treaty**

traktat: Një marrëveshje ndërkombëtare e lidhur ndërmjet shteteve në formë të shkruar dhe që rregullohet nga e drejta ndërkombëtare, e shprehur në një instrument të vetëm ose në dy a më shumë instrumenta të lidhur me njëri-tjetrin dhe me çfarëdo qëllimi *(Neni 2.1 (a) Konventa e Vjenës mbi të Drejtën e Traktateve, 1969).*
*Shiko edhe accord, agreement, covenant, instrument.*

# U

**ultra vires (latin)**

ultra vires (latinisht): I paautorizuar; përtej shtrirjes së lejuar ose të dhënë nga një dokument apo ligj.

**unaccompanied minors**

të mitur të pashoqëruar: Persona nën moshën madhore të cilët nuk janë të shoqëruar nga një prind, kujdestar, apo një person tjetër në moshë madhore, i cili me ligj apo në bazë të traditës është përgjegjës për ta. Të miturit e pashoqëruar paraqesin sfida të veçanta për oficerët e kontrollit të kufirit, sepse ndalimi dhe praktikat e tjera që përdoren me të huajt pa dokumenta në moshë madhore mund të mos jenë të përshtatshme për të miturit.
*Shiko edhe child, minor.*

**undocumented alien**

i huaj pa dokumenta: Një i huaj, që hyn ose qëndron në një vend pa dokumentacionin e duhur. Kjo përfshin, ndërmjet të tjerash : një (a) që nuk ka dokumentacion ligjor për të hyrë në një vend, por arrin të hyjë në rrugë klandestine, (b) që hyn duke përdorur dokumentacion të rremë, (c) që, pasi hyn duke përdorur dokumentacion të ligjshëm, ka qëndruar më shumë se koha e lejuar ose në një mënyrë tjetër ka shkelur kushtet e hyrjes dhe ka qëndruar pa autorizim.
*Shiko edhe illegal entry, irregular migration.*

**undocumented migrant workers/migrant workers in an irregular situation**

punëtorë migrantë pa dokumenta/ punëtorë migrantë në gjendje të parregullt: Punëtorë migrantë ose anëtarë të familjeve të tyre, të cilët nuk kanë leje për të hyrë, qëndruar ose punuar në një shtet.
*Shiko edhe documented migrant workers, migrant worker*

**unlawful entry**

hyrje e paligjshme
*Shiko illegal entry*

**uprooted people**

persona të shpërngulur: Ata që detyrohen të largohen nga komunitetet e tyre: ata që largohen për shkak të përndjekjes apo luftës, ata që largohen me forcë për shkak të shkatërrimit të mjedisit, dhe ata që janë të detyruar të kërkojnë të mbijetojnë në një qytet ose jashtë vendit sepse nuk mund të mbijetojnë dot aty ku kanë shtëpinë.
*Shiko edhe externally displaced persons, internally displaced persons, refugees.*

**urban-rural migrants**

migrantë urbanë-ruralë: Migrantë të brendshëm që lëvizin nga zonat urbane në ato rurale me qëllimin e “sistemimit” ose si migracion kthimi për ata që kanë qenë migrantë ruralë-urbanë.
*Shiko edhe internal migration.*

**urban-urban migrants**

migrantë urbanë-urbanë: Migrantë të brendshëm që lëvizin nga një zonë urbane në një tjetër, përgjithësisht për punësim. Shiko edhe internal migration

# V

**vessel**

mjet lundrues, anije: Çdo lloj mjeti lundrues, përfshi edhe mjetet lundruese të paparashikuara për transport dhe hidroplanët, që përdoret, apo mund të përdoret si mjet transporti në ujë, përveç luftëanijeve, mjeteve lundruese ndihmëse ose mjeteve të tjera në pronësi apo në përdorim të një qeverie dhe përdoren, në periudhën në fjalë, vetëm për shërbime qeveritare jotregëtare *(Neni 3 (d), Protokolli kundër kontrabandimit të migrantëve nga toka, deti dhe ajri, 2000).*

**victim of human trafficking**

viktimë e trafikimit të qenieve njerëzore: Një individ i cili është viktimë e krimit të trafikimit të personave.
*Shiko edhe trafficker, trafficking in person.*

**violence against women**

dhuna ndaj femrave: Çdo ushtrim dhune me bazë gjinore që shkakton, ose ka mundësi të shkaktojë, dëmtim ose vuajtje fizike, seksuale ose psikologjike për femrat, përfshi edhe kërcënimin për ushtrimin e dhunës, përdorimi i forcës ose heqja arbitrare e lirisë, qoftë në publik apo edhe në jetën private *(Neni 1, Deklarata për Zhdukjen e Dhunës Ndaj Grave, 1993).*

**visa**

vizë: Një shenjë nga një nëpunës konsullor në një pasaportë ose çertifikatë identiteti që tregon se zyrtari, në kohën e lëshimit, mendon se mbajtësi bën pjesë në një kategori të huajsh që mund të pranohen sipas ligjeve të shtetit. Viza përcakton kriteret e pranimit në një shtet. Praktika ndërkombëtare po shkon drejt lëshimit të vizave të lexueshme nga aparaturat të cilat përmbushin standartet e Organizatës Ndërkombëtare të Aviacionit Civil, të stampuara në etiketa me elementë sigurie.
*Shiko edhe biometrics, certificate of identity, passport, travel documents.*

**visitor**

vizitor: Në kontekstin migrator, një person që kërkon të hyjë në një shtet për një periudhë të përkohshme.
*Shiko edhe permanent residence, permanent settlers.*

**voluntary repatriation**

riatdhesim vullnetar: Kthim i personave në vendin e origjinës në bazë të dëshirës së tyre të shprehur lirisht.
*Shiko edhe assisted voluntary return, involuntary repatriation, repatriation, return, right to return.*

**voluntary return**

kthim vullnetar: Kthimi i asistuar ose i pavarur në vendin e origjinës, tranzitit ose në një vend të tretë në bazë të vullnetit të lirë të të kthyerit.
*Shiko edhe assisted voluntary return, forced return, involuntary repatriation, return, repatriation, voluntary repatriation.*

**vulnerable groups**

grupe të pambrojtura: Çdo grup ose pjesë e shoqërisë që është më e rrezikuar për të qenë subjekt i praktikave diskriminuese, dhunës, katastrofave natyrore ose ambientaliste ose vështirësive ekonomike, krahasuar me grupet e tjera brenda shtetit; çdo grup ose sektor i shoqërisë (si gratë, fëmijët ose të moshuarit) që është më i rrezikuar në periudha konflitesh ose krizash.

# W

**waiver**

pezullim, heqje dorë: Tërheqja ose braktisja vullnetare, e shprehur ose e nënkuptuar, nga një e drejtë ose avantazh i ligjshëm. Legjislacioni migrator mund të përcaktojnë se në raste specifike, disa kërkesa ligjore ose shkaqe të papranueshmërisë mund të mos zbatohen, duke i dhënë agjensisë kompetente autoritetin për të gjykuar nëse duhet 'të hiqet dorë' nga kërkesa ligjore në një rast të caktuar.

**watch list**

listë kontrolli
*Shiko lookout system.*

**withdrawal, of an application**

tërheqje, e një aplikimi: Kërkesa që një aplikim i paraqitur më parë të mund të anullohet ose të kthehet, ose njoftim i zyrtarëve kopetentë se personi që e ka paraqitur nuk e kërkon më përfitimin ose statusin e kërkuar.
*Shiko edhe application.*

**witness**

dëshmitar: Një person që ka dijeni personale për ngjarje ose fakte të caktuara nga përvoja e drejtpërdrejtë. Në kontekstin ligjor, personi që e ka këtë dije dhe që është ligjërisht i kualifikuar për t'a dëshmuar atë në gjykatë. Dëshimi:Vëzhgimi i një ngjarjeje apo veprimi. Në kontekstin ligjor, vëzhgimi i i ekzekutimit të një instrumenti të shkruar si marrëveshje ose kontratë.



**worker on an offshore installation**

punëtor në një platformë në det të hapur: Punëtor migrant i punësuar në një platformë (instalim) në det të hapur që është në juridiksionin e një shteti të ndryshëm nga shtetësia e tij/saj *(Neni 2 (2) (d) Konventa Ndërkombëtare për Mbrojtjen e të Drejtave të Gjithë Punëtorëve Migrantë dhe Anëtarëve të Familjeve të Tyre, 1990).*
*Shiko edhe migrant worker.*

**working permit**

leje pune: Një dokument ligjor që jep autorizimin e kërkuar për punësimin e punëtorëve migrantë në vendin pritës.

**worst forms of child labour**

format më të këqija të punës së fëmijës: Të gjitha format e skllavërisë ose praktikat e ngjashme me skllavërinë (si shitja dhe trafikimi i fëmijëve, skllavëria për shkak të borxhit, robëria dhe puna e detyruar, përfshi edhe

rekrutimin e detyruar të fëmijëve për t'i përdorur në një konflikt të armatosur); përdorimi, gjetja ose ofrimi i një fëmije për prostitucion, për prodhimin e pornografisë ose për kryerjen e akteve pornografike; përdorimi, gjetja ose shfrytëzimi i një fëmije për aktivitete të paligjshme, veçanërisht për prodhimin dhe trafikimin e drogave siç përcaktohet në traktatet ndërkombëtare përkatëse; ose çdo punë tjetër që, nga natyra apo rrethanat në të cilat është kryer ka gjasa të dëmtojë shëndetin, sigurinë ose moralin e fëmijëve.
*Shiko edhe child exploitation, child labour, debt bondage, trafficking in persons.*

# X

**xenophobia**

ksenofobi: Nuk ekziston një përkufizim i pranuar gjerësisht në nivel ndërkombëtar për ksenofobinë. Megjithatë, ajo mund të përshkruhet si qëndrime, paragjykime dhe sjellje që refuzojnë, përjashtojnë, dhe shpesh poshtërojnë individët, bazuar në perceptimin se ata janë të jashtëm, të huaj për komunitetin, shoqërinë apo identitetin kombëtar. Racizmi dhe ksenofobia janë të lidhur ngushtë, gjë që e bën të vështirë t'i dallosh këta dy terma nga njëri-tjetri.

# BIBLIOGRAFIA

## *Literatura*


Aleinikoff, T.A., Chetail, V (Ed).
2003 *Migracioni dhe normat ligjore ndërkombëtare*, T.M.C. Asser Press, Hagë.

Bernhardt, R. (Ed.)
1985 *Enciklopedia e të drejtës ndërkombëtare publike*, Pjesa 8, Elsevier Science Botues, B.V., Amsterdam.

Këshilli i Evropës
2002 *Hartimi i një Karte mirëkuptimi për migracionin klandestin*, Raport i Raportuesit të Komitetit për Migracionin, Refugjatët dhe Demografinë në: http://assembly.coe.int/Documents/WorkingDocs/Doc02/EDOC9522.htm

Këshilli i Bashkimit Evropian
2002 *Propozim për një Program Veprimi për Kthimin, Aneksi 1: Përkufizime treguese,* Bruksel në http://register.consilium.eu.int/pdf/en/02/st14/14673en2.pdf

Komisioni Evropian, Çështjet e Drejtësisë dhe Punëve të Brendshme *Fjalor* http://www.europa.eu.int/comm/justice_home/glossary/glossary_welcome_en.htm.

Garner, B.A. (Ed.)
1999 *Fjalori ligjor Black* (Botimi i shtatë), West Group, St. Paul, Minnesota.

Ghosh, B.
1998 *Grupet e mëdha dhe brigjet e pasigurta: Mendime për migracionin e parregullt*, Organizata Ndërkombëtare për Migracionin, Martinus Nijhoff.

Grant, J.P., and J.C. Barker (Ed.)
2004 *Fjalori Enciklopedik i të Drejtës Ndërkombëtare, Parry dhe Grant* (Botimi i dytë), Botimet Oceana, Inc. Dobbs Ferry, New York.

Organizata Ndërkombëtare e Punës
1997 *Statistika për Migracionin Ndërkombëtar*, Aneks: Statistika për migracionin për punësim Termat dhe konceptet e pyetësorit në http://www.ilo.org/public/english/ protection/migrant/download/ilmdbqs.pdf

2001 *Raport për ndalimin e punës së detyruar*, Raport global në vijim të Deklaratës së Organizatës Ndërkombëtare të Punës për Parimet dhe të Drejtat Themelore në Punë, Konferenca Ndërkombëtare e Punës, Sesioni 89, Raporti I (B).

Organizata Ndërkombëtare për Migracionin

1970 *Fjalor: Përkufizime dhe shpjegime të termave dhe shkurtimeve të përdorura në punimet mbi migracionin*, Komiteti Ndërqeveritar për Migracionin Evropian, Gjenevë.

1997 "Terminologjia dhe tipologjitë e migracionit", Vështrim *i përgjithshëm mbi migracionin ndërkombëtar*, Programi i trajnimit për menaxhimin e migracionit, IOM Gjeneva.

2001 "Roli i proceseve rajonale konsultative në menaxhimin e migracionit ndërkombëtar", *Studimet e IOM për migracionin*, Nr. 3, Gjenevë.

2003 *Migracioni në botë 2003: Menaxhimi i migracionit, Sfidat dhe përgjigjet për njerëzit në lëvizje*, Vëllimi 2, Raporti i IOM-it për migracionin në botë, Gjenevë.

Perruchoud, R.

1992 "Personat që përfshihen në mandatin e Organizatës Ndërkombëtare për Migracionin (IOM) të cilëve organizata mund t'u ofrojë shërbime për migracionin", *Gazeta ndërkombëtare për të drejtën e refugjatit*, Vëllimi 4, Nr. 2, Oxford University Press, Oxford.

1998 "Terminologjia e migracionit", *Politika e migracionit ndërkombëtar dhe orientimet e së drejtës*, Budapest, Hungari.

Kombet e Bashkuara

1998 *Rekomandime mbi statistikat për migracionin ndërkombëtar, Rishikimi 1, Fjalor*, OKB; edhe në http://unstats.un.org/unsd/publication/SeriesM/SeriesM_58rev1E.pdf

Komisioni i Kombeve të Bashkuara për Popullsinë dhe Zhvillimin

1998 *Raport i përmbledhur për monitorimin e popullsisë botërore, 1997: Migracioni ndërkombëtar dhe zhvillimi*, OKB, New York.

Organizata arsimore, shkencore dhe kulturore e Kombeve të Bashkuara

*Fjalori i termave që lidhen me migracionin*, http://portal.unesco.org/shs/en/ev.phpURL_ID=1256&URL_DO=DO_TOPIC&URL_SECTION=201.html

United Nations High Commissioner for Refugees

1979 *Manual për procedurat dhe kriteret për përcaktimin e statusit të refugjatit nëe përputhje me Konventën e vitit 1951 dhe Protokollin e vitit 1967 mbi Statusin e Refugjatit*, UNHCR Gjenevë.

Van Krieken, P. J. (Ed.)

2004 *Acquis përfundimtare për azilin dhe migracionin: Direktivat e BE në një Evropë të zgjeruar*, T.M.C. Asser Press, The Hague.

## *Burime dokumentash*

Konventa (IV) në respektim të ligjeve dhe traditave të luftës në tokë dhe aneksit të saj: Rregulla lidhur me ligjet dhe traditat e luftës në tokë, Hagë, 1907 (hyrja në fuqi në 26 janar 1910) [187 Consol. T.S. 227]

Konventa “Për Skllavërinë “(Konventa për frenimin e tregtisë së skllevërve dhe skllavërisë), 1926 (hyrja në fuqi më 9 mars 1927), [60 LNTS 253], ndryshuar nga Protokolli në ndryshim të Konventës për skllavërinë, 1953 (hyrja në fuqi në 7 dhjetor, 1953) [182 U.N.T.S. 51]

Konventa “Për disa çështje lidhur me konfliktin e ligjeve për shtetësinë”, 1930 (hyrja në fuqi në 1 korrik 1937)

Konventa e Organizatës Ndërkombëtare të Punës Nr.C29 “Mbi me punën e detyruar”, 1930 (hyrja në fuqi në 1 maj 1932; shfuqizuar nga Konventa Nr.C105, 1957)

Konventa e Montevideos “Për të drejtat dhe detyrimet e shteteve”, 1933 (hyrja në fuqi në 26 dhjetor 1934)

Karta e Kombeve të Bashkuara, 1945 (hyrja në fuqi në 24 tetor 1945)

Konventa “Për privilegjet dhe imunitetet e Kombeve të Bashkuara”, 1946 (hyrja në fuqi në 17 shtator 1946) [1 U.N.T.S. 15]

Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut, 1948 [G.A. res. 217A (III)]

Deklarata Amerikane për të Drejtat dhe Detyrimet e Njeriut, 1948 [O.A.S. Res. XXX]

Konventa “Për parandalimin dhe ndëshkimin e krimit të genocidit”, 1948 (hyrja në fuqi në 12 janar 1951) [78 U.N.T.S. 277]

Konventa IV e Gjenevës “Për me mbrojtjen e personave civilë në kohë lufte”, 1949 (hyrja në fuqi në 21 tetor 1950) [75 U.N.T.S. 287]

Konventa Evropiane për Mbrojtjen e të Drejtave të Njeriut dhe Lirive Themelore, 1950 (hyrja në fuqi në 3 shtator 1953) [213 U.N.T.S. 222]

Konventa “Mbi Statusin e Refugjatit”, 1951 (hyrja në fuqi në 22 prill 1954) [189 U.N.T.S.137]

Konventa në lidhje me statusin e personave pa shtetësi, 1954 (hyrja në fuqi në 6 qershor 1960) [360 U.N.T.S. 117]

Konventa shtesë “Për zhdukjen e skllavërisë, tregëtisë së skllevërve dhe institucioneve dhe praktikave të ngjashme me skllavërinë”, 1956 (hyrja në fuqi në 30 prill 1957) [226 U.N.T.S. 3]

Karta Sociale Evropiane, 1961 (hyrja në fuqi në 26 shkurt 1965) [529 U.N.T.S. 89]

Protokolli IV i Konventës Evropiane të vitit 1950 për të Drejtat e Njeriut, 1963 (hyrja në fuqi në 2 Maj 1968) [E.T.S. Nr. 46]

Konventa e Vjenës për Marrëdhëniet Konsullore, 1963 (hyrja në fuqi në 19 Mars 1967) [596 U.N.T.S 261]

Konventa Ndërkombëtare për Zhdukjen e të Gjitha Formave të Diskriminimit Racial, 1965
(hyrja në fuqi në 4 janar 1969) [660 U.N.T.S. 195]

Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Civile dhe Politike (ICCPR), 1966 (hyrja në fuqi në 23 Mars 1976) [999 U.N.T.S. 171]

Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat Ekonomike, Sociale dhe Kulturore, 1966
(hyrja në fuqi në 3 Janar 1976) [993 U.N.T.S. 3]

Protokolli 'Mbi statusin e refugjatëve", 1967 (hyrja në fuqi në 4 tetor 1967) [606 U.N.T.S. 267]

Konventa Amerikane për të Drejtat e Njeriut, 1969 (hyrja në fuqi në 18 korrik 1978) [1144 U.N.T.S. 123]

Konventa e Vjenës për të Drejtën e Traktateve, 1969 (hyrja në fuqi në 27 janar 1980) [1155 UNTS 331]

Konventa Amerikane për të Drejtat e Njeriut, 1978 (hyrja në fuqi në 18 korrik 1978) [1144 U.N.T.S. 123]

Konventa "Për zhdukjen e të gjitha formave të diskriminimit ndaj gruas", 1979 (hyrja në fuqi në 3 shtator 1981) [1249 U.N.T.S. 13]

Karta Afrikane (Banjul) për të Drejtat e Njeriut, 1981 (hyrja në fuqi në 21 tetor 1986)

Konventa Kundër Torturës dhe Trajtimeve ose Ndëshkimeve të Tjera Mizore, Cnjerëzore ose Poshtëruese, 1984 (hyrja në fuqi në 26 qershor 1987) [Doc. A/RES/39/46]

Marrëveshja Schengen, 1985 dhe Konventa për zbatimin e marrëveshjes Schengen, 1990 (hyrja në fuqi në 1 shtator 1993)

Konventa për të Drejtat e Fëmijës, 1989 (hyrja në fuqi në 2 shttor 1990) [Doc. A/RES/44/25]

Konventa Ndërkombëtare "Për mbrojtjen e të drejtave të gjithë punëtorëve migrantë dhe anëtarëve të familjeve të tyre", 1990 (hyrja në fuqi në 1 korrik 2003) [A/RES/45/158]

